بسم الله الرحمن الرحيم

**Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit**

**Halil IBRAHIMI**

# ISLAMI DHE KRISHTERIMI

**Botim i dytë i plotësuar**

**CIMS Aleksandri**

**Prishtinë 2005**

Titulli i librit**: Islami dhe Krishterimi**
**www.islamidhekrishterimi.com**

Autor: **Halil Ibrahimi**
**islamidhekrishterimi@yahoo.com**

Redaktorë:
**Mexhid Yvejsi**
**Fehim Gashi**

Botimi i parë: **Nëntor 2004, 2000 kopje**
Botimi i dytë: **Dhjetor 2005, 2000 kopje**

Citimet e Biblës janë marrë nga **Bibla – Diodati i Ri** përderisa nuk është cituar ndryshe.

Citimet e Kur'anit janë marrë kryesisht nga **Kur'ani – përkthim me komentim** nga Sherif Ahmetit.

# PARATHËNIE

**Sh**peshherë në një moment të caktuar të jetës cytemi që të studiojmë mësimet e religjioneve tjera dhe të testojmë vërtetësinë e asaj që kemi besuar. Kjo është shpesh një rrugë e mundimshme dhe aspak e lehtë pasi që duhet një forcë e madhe për t’i luftuar paragjykimet dhe për t’iu qasur me logjikë të arsyeshme burimeve të ndryshme për të arritur deri tek e vërteta.

Viteve të fundit publiku shqiptar është ballafaquar me literaturë të shumtë rreth Islamit dhe Krishterimit. Libri të cilin e keni në duar synon që të japë një pikëpamje alternative në shumicën e çështjeve të cilat i ndajnë këto dy besime. Duke konsultuar burime autoktone të të dy besimeve sikur edhe duke hyrë në thellësinë e dorëshkrimeve të vjetra të shkrimeve kristiane, e edhe atyre kur’anore gjithashtu, kemi dhënë ide të përgjithshme për çështje si: a është Jezusi (Isai a.s) Zot, a u kryqëzua ai për të na larë nga mëkatet, cila është Fjala e pandryshuar e Perëndisë – Bibla apo Kur’ani, etj.

Para së gjithash qëllimi është që lexuesi të nxitet për një studim vetanak të mirëfilltë dhe pa paragjykime të temave të prekura e jo në një pranim të verbër të tyre.

Ky libër fillimisht ka lindur si një përmbledhje e disa artikujve të shkruar për Ueb-faqen Islami dhe Krishterimi (**www.islamidhekrishterimi.com**) por është zgjeruar edhe me shkrime të tjera për të fituar fizionominë e një libri-udhëzuesi gjeneral për temat kryesore me të cilat ndeshen të dy besimet. Shpresojmë që ky libër do të jetë një kontribut sado i vogël në formësimin tuaj intelektual për mësimet e të dy besimeve, në mënyrë që ta keni më të lehtë ballafaqimin reciprok dhe mirëkuptimin e ndërsjellë, sepse vetëm me njohjen thelbësore të besimit të tjetrit edhe mund të jemi të gatshëm në respektimin e tij dhe të bindjeve të tij. Si një rregull parësore le të shërbejë motoja Kur’anore *“Nuk ka dhunë në besim..”*.

Libri nuk pretendon të jetë diçka tjetër përveçse një udhëzues i shkurtër i përgjithësuar dhe i padetajuar në fushën e studimit krahasues Islamo-Kristian; dhe kryesisht i është drejtuar atyre që pak a shumë janë fillestarë në këto tema studimi. Botimi i dytë i librit është pasuruar me disa paragrafë dhe kapituj shtesë të cilët e qartësojnë idenë e tërësishme të librit. Autori i mirëpret kritikat, sugjerimet dhe opinionet e lexuesve.

**Halil IBRAHIMI**
***Prishtinë, 30 Nëntor 2005***

# ALLAHU TË FTON NË SHTËPINË E PAQES

**(Kur'ani, 10:25)**

**L**indim, jetojmë dhe vdesim?
A është kjo e tëra?
Përse jetojmë, si jetojmë, si duhet të jetojmë? Cili është qëllimi i tërë kësaj?

Shpeshherë në një moment të caktuar të jetës të gjetur midis vorbullës së problemeve, apo thjeshtë të pakënaqur me tempon e jetës që kemi bërë, jemi ndalur dhe ia kemi shtruar vetvetes pyetjet e mësipërme.

Të jemi të sigurt se lumturia më e qëndrueshme dhe më e përkryer vjen nga njohja dhe lidhja me Allahun, e nëpërmjet kësaj arrihet krijimi i një jete të kuptimshme brenda vetvetes dhe me të tjerët. Ti, unë dhe secili kemi provuar të gjejmë prehje në pasuri, fëmijë, familje apo në kënaqësitë e kësaj bote por e kemi vërejtur se sapo ti kemi arritur këto, vlera e tyre është venitur dhe është dukur e zbrazët. Në Allahun xh.sh. dhe nëpërmjet Allahut të gjitha këto gjëra marrin kuptim tjetër dhe rezultojnë në një paqe të qëndrueshme.

Jemi mësuar për një kohë të gjatë që besimin në Zotin ta konsiderojmë si një anakronizëm të tejkaluar. Madje na është thënë se edhe shkenca e mohon ekzistencën e Fuqisë Hyjnore. Por a thua njëmend gjithçka është krijuar vetvetiu nga asgjëja? A thua njëmend çdo gjë lidhur me njeriun merr fund ditën që ai vendoset pa jetë nën dhe? Në Kur'an, Fjalën përfundimtare të shpallur Hyjnore, Allahu e bën një përkujtim revolucionar për njerëzimin:

**“Dhe për ju nënshtroi gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë; njëmend për njerëzit që mendojnë thellë në to ekzistojnë argumente”. *(Kur’ani, 45:13)***

Sa e madhe është mirësia e Tij! Përveç që nënshtroi të mirat e botës për njeriun, ai të fton ty sot që në kozmos dhe në vetveten tënde të gjesh argumentet e qarta të ekzistimit të Tij dhe në këtë mënyrë ta ndërtosh një jetë të re të lidhur me Të e cila do të japë kënaqësi dhe përmbushje shpirtërore. Përkujtimi vazhdon tutje:

“**Sa e sa argumente ka në qiej e në tokë” *(Kur’ani, 12:105)***

Aq të shumta janë argumentet e ekzistencës së Allahut xh.sh. në univers dhe në veten tonë sa që nuk lënë asnjë fije dyshimi për praninë e Tij. Gjithçka është e krijuar në mënyrë të rregullt dhe të përkryer sa që të thuash se një krijim i tillë erdhi rastësisht, është fodullëku më i madh. Largësia midis yjeve të galaktikës sonë e edhe midis Diellit e Tokës është e matur me precizitet të madh. Po të ishte vetëm pak më e madhe, materia do të shpërndahej, sikundër edhe po të ishte vetëm pak më e vogël do të destabilizohej dhe nuk do të funksiononte lëvizja dhe ekzistenca e trupave qiellorë. Pastaj, le të mos shkojmë më larg se vetë trupi ynë. Gjasat që një krijesë si njeriu të vinte në ekzistencë nga vetvetiu janë tekstualisht zero. Njerëzimi ka arritur sot një përparim të madh në fushën e teknologjisë, por edhe vetëm një qelizë e vetme e njeriut apo ndonjë qenieje tjetër të gjallë është miliona herë më e përsosur se gjithçka tjetër që është arritur të konstruktohet. Informatat që përmban një pjesë e vockël e qelizës (ADN-ja) janë të tilla sa që do të mbushnin enciklopedi të tëra, dhe prapë ajo mbetet një madhësi mikroskopike. Një gabim i vetëm në funksionimin e ADN-së do të pamundësonte vazhdimin e jetës. Me të vërtetë:

**"Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt. Për ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit!** ***(Kur'ani, 3: 190-191)***

Është jashtë çdo rregulle të ligjit të mundësive që këto gjëra precize dhe mahnitëse të kenë ardhur në ekzistencë nga asgjëja dhe vetvetiu. Teoria e materializmit, e cila parasupozonte gjëra të tilla, para një gjyqi të mirëfilltë do të pësonte dështim katastrofal. Asaj i mungojnë faktet kryesore që do ta bënin të besueshme. Evolucioni, promovuesi kryesor i idesë materialiste, sipas të cilit gjithçka është krijuar vetvetiu rastësisht, sot po mposhtet me argumentet e vetë shkencës. Prandaj ekzistenca e Allahut është e pamohueshme; dhe kjo nuk është një ekzistencë pasive por është një lidhje e vazhdueshme me njerëzimin në përgjithësi dhe me jetën e secilit individ në veçanti.

Do të na ketë ndodhur që shpeshherë  në një periudhë tjetër të jetës, të zhgënjyer i jemi kthyer alkoolit, drogës, prostitucionit. Prapë nuk kemi gjetur kënaqësi siç e kemi menduar dhe jemi zhgënjyer edhe më shumë me ndjenjën e fajit, të frikësuar se jemi të ulët edhe në sytë e Perëndisë. Në çastet e tilla më së miri ndjehet prania e asaj Fuqie Hyjnore. Por Ai pret. Ai tha:

"**O bir i Ademit, përderisa ti më thërret dhe më drejtohesh Mua, unë do të të fal për atë që e ke bërë, dhe nuk do ta mendoj atë. O bir i Ademit, nëse mëkatet tua do të mbërrinin qiejt dhe retë, dhe nëse ti do të kërkosh faljen Time, Unë do të të fal. O bir i Ademit nëse vjen të më takosh me mëkate të mëdha sa toka dhe nëse më përulesh duke më njohur për të**

**Vetëm unë do të të sjell ty falje po aq të madhe sa toka.”** ***(Transmetuar në Hadith)***

“**Zoti juaj e di më së miri atë që keni në shpirtin tuaj. Nëse keni qëllime të mira, vërtet Ai ua fal atyre që pendohen.”** ***(Kur’ani, 17:25)***

Njëmend e tërë lumturia e vërtetë, kënaqësia e pastër dhe paqja e patrazuar qëndron në njohurinë dhe dashurinë ndaj Zotit; ato thjeshtë nuk mund të bashkëjetojnë pa Të.

Kur ti e njeh Zotin dhe e do Atë, fiton mundësinë e paqes së pafundme, lumturisë, dritës. Pa dashurinë e Tij jemi thjeshtë shpirtërisht dhe materialisht një mister i pakufi, plot dhembje dhe frikë. Edhe nëse në këtë rast do ta kishim në pronësi tërë botën kjo nuk do të na vlente asgjë. Për ata të cilët e besojnë dhe e përcjellin Perëndinë vdekja nuk është diçka të cilës duhet pasur frikën. Ky është vetëm një fillim i ri me Zotin, të cilin veçse e kemi njohur edhe më herët.

Allahu xh.sh. komunikoi me njerëzimin qysh me njeriun e parë të vendosur në faqen e dheut, Ademin a.s. Ai faktikisht ishte thirrësi i parë në Tokë për tek Allahu. Prandaj Islami nuk është një religjion i ri i krijuar me ardhjen e profetit Muhamed a.s.. Islami në të vërtetë as edhe nuk është religjion në kuptimin e fjalës ashtu si perceptohet kryesisht në Perëndim. Bazuar në mësimet e Kur’anit, Islami është rruga e jetës sipas së cilës Allahu xh.sh. do që njerëzimi të ecë gjatë të jetuarit në këtë botë. Islami është kushtetutë jete me të cilën jetohet në paqe me Zotin dhe në harmoni me njerëzit. Islami nuk është një grumbull ritesh edhe pse flet gjithashtu për adhurimet ndaj Zotit, dhënien e lëmoshës etj. Mirëpo të gjitha këto janë vetëm pjesë e sistemit të përgjithshëm të cilin Zoti e parashtroi për njerëzimin, dhe kush mund të dinte më mirë se Zoti çka është e mirë për mua, për ty, për ne të gjithë. Ja pse prandaj Islami nuk është një religjion në

kuptimin e ngushtë të fjalës. Tekstualisht fjala Islam vjen nga fjala arabe *'salama'* që do të thotë paqe. Pasuesi i këtij sistemi besimi në Zotin e vetëm të Vërtetë quhet *musliman* dhe prapë as ky emër nuk përcakton një pasues të ndonjë religjioni të krijuar specifik. Në Perëndim dhe më gjerë zakonisht është bërë normale që besimtarët e ndonjë besimi të quhen sipas themeluesit të tyre (ndonjëherë të supozuar): të krishterë, budistë, konfuçianë etj. Prandaj gabimisht edhe muslimanët shpeshherë quhen muhamedanë. Mirëpo fjala 'musliman' praktikisht do të thotë *'ai që i është nënshtruar Perëndisë'*. Dhe për muslimanin Muhamedi a.s. nuk është themelues i besimit të tyre. Muhamedi a.s. është vetëm njëri nga profetët. Ai është vetëm komunikuesi i mesazhit të Zotit. Islami është besimi i të gjithë profetëve të të gjitha epokave. "**Ibrahimi nuk ka qenë as jehudi as i krishterë, por ai ishte larg besimeve të kota, ishte musliman dhe nuk ishte prej idhujtarëve"** ***(Kur'ani, 3:67).*** Prandaj muslimani me gjithë zemër e thotë këtë: "**Ne i besuam All-llahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve, atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që iu është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm Atij i jemi bindur"** ***(Kur'ani, 2:136).***

Kështu që Muhamedi a.s. ishte vetëm përmbyllësi i këtij vargu të gjatë të profetëve dhe të gjithë ata predikuan një mesazh të njëjtë. Në Muhamedin a.s. u përsos plani i përgjithshëm i Allahut për njerëzimin dhe besimi i njëjtë i predikuar gjithmonë gjatë shekujve u rivërtetua dhe u përkrye. Sepse Islami është **"natyra e bërë nga Zoti në të cilën Ai ka krijuar njeriun – ajo është feja e drejtë"** ***(Kur'ani, 30:30).*** Dhe muslimani nuk është një pasues ritesh por një besimtar i lidhur ngushtë me Allahun: **"Veç të tjerave, kushdo që i nënshtrohet plotësisht Zotit, dhe kryen vepra të mira ndaj të tjerëve merr shpërblimin e tij**

**nga Zoti, dhe mos të ketë frikë për një gjë të tillë, dhe ata nuk do të brengosen."** ***(Kur'ani, 2:212).***

Prandaj e vazhdueshme është thirrja e Allahut për ty: **"Dhe Zoti Fton në Shtëpinë e Paqes"** ***(Kur'ani, 10:25)***. Paqe shpirtërore në këtë botë dhe paqe të amshueshme në jetën tjetër.
Dhe thuaj: **"Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm, Allahu, Zotëruesi i Vetëmjaftueshëm i çdo gjëje. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe s'ka asnjë të barabartë ose të krahasueshëm me të.** ***(Kur'ani, 112: 1-4).*** **"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm Ty të mbështetemi e të kërkojmë ndihmë".** ***(Kur'ani, 1: 4)***

Duke qenë Kur'ani Fjalë e Përjetshme e Allahut xh.sh. deri në fundin e kësaj bote kjo thirrje vlen në mënyrë të veçantë edhe për ty sot:

**"E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen Mua dhe le të më besojnë Mua."** ***(Kur'ani, 2:186)***

# A ËSHTË JEZU KRISHTI (ISAI A.S.) ZOT?

## Kush është Krishti?

**K**ush është Jezu Krishti? Zot, bir i Zotit, njeri, profet i Zotit, gënjeshtar apo asnjëra nga këto? Kjo pyetje na është imponuar nga të krishterët me rëndësinë e jetës a vdekjes, shpëtimit a humbjes.

Me shekuj të tërë muslimanët kanë mbajtur besimin se Jezu Krishti ishte vetëm njëri ndër shumë të dërguarit që Allahu xh.sh. ia dërgoi njerëzimit për ta udhëzuar atë drejt vullnetit të Tij. Kur'ani e thotë në mënyrën më të qartë që është e mundur pa lënë fije dyshimi:

**"Mesihu, Isa, bir i Merjemes, ishte vetëm i dërguar i All-llahut..."** ***(Kur'ani, 4:171)***

Ku qëndron e vërteta prapa personit të mbuluar me mite, paragjykime dhe keqinterpretime?

Paqartësia rreth Jezus Krishtit shpeshherë vjen nga anashkalimi i fragmenteve të shkrimeve të shenjta si ky në vijim:

"*Mesia duhet të mbretërojë derisa t'i nënshtrojë të gjithë armiqtë e tij. Si armik të fundit do të asgjësojë vdekjen, sepse në Shkrimin e Shenjtë thuhet: Perëndia i ka nënshtruar gjithçka. Tani është e qartë se fjala "gjithçka" nuk përfshinë Atë që i nënshtroi të gjitha këto. E kur Biri i Perëndisë të ketë nënshtruar gjithçka,* ***atëherë ai vetë do ti nënshtrohet Atij që e emëroi Zot të të gjithave. Atëherë Perëndia do të jetë i vetmi Zot****: do të sundojë*

*drejtpërdrejt mbi të gjitha*." ***(Letra e parë drejtuar Bashkësisë së Korintit, 15:25-28)*** [1]

Është ky një fragment biblik rrallë i cituar por siç vëreni edhe vetë, flet shumë. Sikur të mos ekzistonte asnjë argument tjetër në Bibël që do ta kundërshtonte hyjninë e Jezusit, kjo do të mjaftonte. Nga vargjet e cituara më lartë mund të nxirren disa përfundime:

*1. Jezusi nuk kishte kurrfarë fuqie apo pushteti por Ati ia kishte dhënë këtë në një kohë të caktuar.*
*2. Misioni i tij ishte i përkohshëm sepse do të vinte koha e përmbushjes së misionit të tij dhe atëherë edhe vetë Jezusi* ***'do ti nënshtrohej Atij që e emëroi Zot (sundimtar) të të gjithave'***
*3. Pas kësaj Jezusi do të kthehej në gjendjen e mëparshme kur nuk kishte kurrfarë fuqie dhe Perëndia – Ati 'do të jetë i vetmi Zot:* **do të sundojë drejtpërdrejt mbi të gjitha'.**

As që ka nevojë për të sqaruar se dikush të cilit i është dhënë pushteti pasi që nuk e ka pasur vetë këtë nuk mund të jetë Perëndi. Dikush i cili pasi që ta përmbushë misionin e tij do ti nënshtrohet Zotit nuk mund të jetë Perëndi. Dhe fragmenti na e bën të qartë se Jezusi kurrsesi nuk mund të jetë Zot pasi që pas përmbushjes së misionit të tij, Perëndia-Ati do të jetë i vetmi Zot.

Bibla, edhe pse me shtesa e ndryshime të shumta e tregon qartë se Jezusi ishte një njeri i aprovuar nga Perëndia për një

[1] Përkthimi i mësipërm është marrë nga versioni ECM ne shqip. Versione të tjera e kane një çikë më ndryshe por me kuptim të njëjtë. Sidoqoftë është e mrekullueshme sa qartë flet dorëshkrimi në të cilin është bazuar versioni ECM.

mision të caktuar tek populli i tij, tek kopeja e humbur e Izraelit. Nga fillimi deri në fund Ungjijtë e tregojnë qartë natyrën njerëzore të Jezu Krishtit e cila është krejt ndryshe nga natyra Hyjnore e Atit-Zotit.

Çështja e identitetit të Jezu Krishtit është keqkuptuar nga mosnjohja e planit të tërësishëm që Perëndia e kishte pas Jezusit, pra me mosnjohjen e thirrjes që Ai shpalli përmes të Dërguarit të Fundit i cili erdhi pas Jezusit. Dhe ajo që është më kryesorja, ky kuptim i gabuar për Krishtin si Zot rrjedh nga mosnjohja e vetë Biblës dhe historisë së saj e në shumë raste janë edhe paragjykimet ato që e errësojnë rrugën drejt të së vërtetës.

**Kush është Zoti?**

Për ta kthjelltësuar të vërtetën e natyrës së Krishtit ne së pari duhet të dimë kush është Zoti, që do të thotë të njohim natyrën e Tij, respektivisht atributet që Atë e bëjnë të quhet Zot.

Duke lexuar Biblën, veçanërisht Besëlidhjen e Vjetër ne hasim në përshkrimin e shumë cilësive të Perëndisë. Zoti aty shfaqet si *El-Shadai* (hebraisht i Gjithëpushtetshmi), *El-Olam* (I Përjetshmi), *i Gjithëdijshmi*, *i Vetmi* etj. Kur'ani – Fjala e Fundit e Pandryshuar e Zotit gjithashtu e bën të njohur natyrën e Zotit në mënyrën më direkte dhe pa asnjë dykuptimësi. Sipas Kur'anit "**All-llahu është i gjithëdijshëm…"** ***(2:231)***, "**Ai është i gjithëfuqishëm, mëshirues…"** ***(30:5)***, "**Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë"** ***(57:3)*** etj etj. Nëse për dikë duam të dimë në është Perëndi apo jo atëherë ai duhet ti përmbajë këto cilësi ose në të kundërtën ai nuk mund të jetë Zot. Përse të mos ia nënshtrojmë një testi të tillë edhe vetë Jezusin.

**Testi**

Le të fillojmë me ***Ungjillin sipas Markut, kapitulli 12 vargjet prej 28 deri 35*** ku një nga skribët e kishte pyetur Jezusin *se cili është i pari i urdhërimeve*. Jezusi përgjigjet: **"Urdhërimi i parë i të gjithëve është: Dëgjo o Izrael: Zoti, Perëndia ynë është i vetmi Zot"** ***(Marku, 12:29).*** Këtu shohim se Jezusi qartë e tregon se ka vetëm Një Perëndi të Vërtetë si për të ashtu edhe për të gjithë njerëzit e tjerë. Vetë fjalët *Zoti-Perëndia ynë* tregojnë se Ai - Zoti i Vetëm nuk është Jezusi. Veni re me kujdes fjalët **Zoti-Perëndia ynë**. Po qe se do të thuhej *Zoti juaj është një Zot i vetëm*, do të mund të arsyetohej supozimi se Jezusi ka folur për Zotin si një trinitet duke përfshirë edhe veten dhe Frymën e Shenjtë. Mirëpo Jezusi flet për Zotin në veten e tretë dhe nuk e përmend aty as vetveten e as Frymën e Shenjtë.

Edhe më qartë e shohim të njëjtën gjë tek ***Ungjilli sipas Gjonit, 17:3***: **"Dhe kjo është jeta e përjetshme, të të njohin ty, të vetmin Perëndi të vërtetë, dhe Jezu Krishtin që ti ke dërguar"**. Mrekulli! Jezusi këtu i drejtohet Atit. Dhe nëse Jezusi thotë se Ati është Një i Vetmi Zot i Vërtetë atëherë është për tu çuditur se si mund të kemi edhe më tej ndonjë dyshim, qoftë edhe më të voglin, se Jezusi apo Shpirti i Shenjtë janë Perëndi. Nga ky varg ne shohim se Jezusi e bën një dallim krejtësisht të qartë midis **Atit, Zotit të vetëm** dhe **Jezusit – atij që Ati e dërgoi** në botë. Një mesazh të ngjashëm e gjejmë edhe tek ***1 Timoteut, 2:5***: "**Në fakt një është Perëndia dhe një i vetëm është ndërmjetësi midis Perëndisë dhe njerëzve: Krishti Jezus njeri".** *Krishti Jezus njeri*! Vargu nuk do koment. Ne nuk jemi duke diskutuar këtu tani për dogmën e ndërmjetësimit por ajo që na intereson këtu është dallimi mes një Perëndie të vetëm dhe njeriut Jezu Krisht.

**I Plotfuqishmi – I Gjithëpushtetshmi – El Shadai**

Siç e kemi thënë më herët një ndër cilësitë e Perëndisë është *fuqia* apo *pushteti*. Vetëm në librin e Jobit Perëndia është cilësuar si i Plotfuqishëm (pra Ai që e ka pushtetin dhe që mund të bëjë çdo gjë) jo më pak se 31 herë. Njësoj e gjejmë edhe në shumë pjesë të tjera të Biblës:

***Zanafilla, 17:1***: "*Unë jam* ***Perëndia i plotfuqishëm***"

***Dalja, 6:2-3***: "*Unë jam Zoti,dhe i jam shfaqur Abrahamit, Isakut dhe Jakobit, si* ***Perëndi i plotfuqishëm****...* "

Por a është Jezusi i plotfuqishëm? Tek ***Ungjilli sipas Gjonit, 5:30*** Jezusi thotë: **"Unë s`mund të bëj asgjë nga vetja ime…".** Si mund të jetë Jezusi Zot atëherë nëse ai nuk mund të bëjë asgjë nga vetvetja por e bën vetëm atë që ia mundëson Ati?

Vargje të tjera e mbështesin këtë:

***Gjoni, 5:19***: "**Atëherë Jezusi u përgjigj dhe u tha atyre: ``Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se Biri nuk mund të bëjë asgjë prej vetvetes, përveç asaj që sheh se bën Ati; gjërat në fakt që bën Ati, i bën po ashtu dhe Biri**".

***Mateu, 11:27***: "**Çdo gjë më është dhënë në dorë nga Ati im**…"

***Marku, 10:39-40***: "**Dhe Jezusi u tha atyre: … nuk më takon mua të vë dikë të ulet në të djathtën time ose në të majtën time, por është për ata për të cilët është përgatitur**".

***Gjoni, 3:35***: "**Ati e do Birin dhe i ka dhënë në dorë çdo gjë**".

***Gjoni, 14:28-31***: "**Ju keni dëgjuar që ju thashë: "Unë po shkoj dhe do të kthehem te ju". Po të më donit, do të gëzoheshit sepse unë thashë: "Po shkoj tek Ati"; sepse Ati është më i madh se unë. …por kjo ndodh që bota ta njohë se unë e dua Atin dhe se bëj ashtu siç Ati më ka urdhëruar**".

***Gjoni, 8:28***: "**Atëherë Jezusi u tha atyre: ``Kur ta keni lartuar Birin e njeriut, atëherë do të njihni se unë jam, dhe se nuk bëj asgjë prej vetvetes, por i them këto gjëra ashtu si Ati më ka mësuar**".

Vargjet e fundit janë ndër deklarimet më eksplicite të Jezusit që e mohojnë hyjninë e tij, pasi që qartë e definojnë pozitën e Jezusit si i nënshtruar Perëndisë e jo si vetë Zoti. Jezusi e tha të vërtetën që e dëgjoi prej Zotit! Po të ishte Zot, Krishti nuk do të kishte nevojë të thoshte të vërteta të dëgjuara nga Zoti por do të thoshte: *po ua them të vërtetën time, të Jezusit, të Zotit tuaj*. Por një gjë e tillë nuk qëndron në shkrime. Pastaj, se Ati është më i madh se Jezusi është thënë shumë qartë. Nuk ka mënyrë më të paalternativë për t'a bërë të ditur marrëdhënien midis Atit dhe Jezusit në aspektin e hyjnisë.

Dikush mund të thotë tash se Jezusi nuk e kishte këtë fuqi dhe cilësitë e tjera të përmendura gjatë këtij shkrimi vetëm sa ishte në Tokë. Por Bibla qartë e mohon këtë. E para, Bibla thotë se Jezusi është i njëjti dje, sot dhe nesër; ai nuk ndërron. "***Krishti*** *është i njëjtë dje, sot e përjetë*" ***(Hebrenjve, 13:8)*** Dhe për më tepër në Dhiatën e Vjetër tek libri i Malakit lexojmë për Zotin: "*Unë jam Zoti, nuk ndryshoj*" ***(Malakia, 3:6).*** Pra Zoti nuk mund të ndryshojë: sot të jetë i plotfuqishëm dhe i gjithëdijshëm e nesër të mos jetë dhe prapë në të ardhmen të jetë. Edhe Jezusi është i njëjtë. Nuk është i ndryshëm Jezusi i Tokës me Jezusin e Qiellit. Këtë nuk e themi ne, e thotë Bibla. Mesia ishte nën Perëndinë dhe gjithmonë do të jetë ashtu. Pali tek ***1 Korintasve, 11:3*** thotë: "…***Mesia është nën Perëndinë***…" (ECM). Pastaj fragmenti i cituar në fillim nga **Letra e Parë Dërguar Bashkësisë së Korintit 15:25-28** flet për Jezusin pasi që ai e kishte mbaruar misionin e tij tokësor dhe shumë qartë e tregon se Jezusi është i nënshtruar ndaj Atit – Zotit të Vetëm dhe kështu do të jetë përjetësisht.

## I Gjithëdijshmi

Një veti tjetër e Perëndisë është se Ai është i Gjithëdijshëm; e di të kaluarën, të tashmen dhe të ardhmen. E di

mendjen e njeriut, e di të zbuluarën dhe të fshehtën. Këtë e kuptojmë nga shumë vargje Biblike:

***Mateu, 6:8***: **"Mos u bëni, pra, si ata, sepse Ati juaj i di gjërat për të cilat keni nevojë, para se ju t`i kërkoni."**

Por a është Jezusi i tillë:

***Marku, 13:32***: **"Sa për atë ditë dhe atë orë, askush nuk e di, as engjëjt në qiell, as Biri, por vetëm Ati"**

Ndërsa në një vend tjetër për Jezusin është thënë:

***Marku, 11:11-13***: **"Kështu hyri Jezusi në Jeruzalem dhe në tempull; …. Të nesërmen, kur dolën nga Betania, ai kishte uri. Dhe, duke parë nga larg një fik që kishte gjethe, shkoi për të parë në se mund të gjente diçka atje; por, kur iu afrua, s`gjeti asgjë përveç gjetheve, sepse nuk ishte koha e fiqve."**

Si mund të jetë Jezusi Zot nëse ai nuk e dinte se fiku që po e shihte nga larg nuk kishte fruta. Ose në rastin tjetër ***(Marku,13:32)***, si mund ta konsiderojmë Jezusin për Perëndi kur ai vetë tha se nuk e di fundin e Botës të cilën gjoja vetë e paska krijuar. Njëkohësisht këto vargje biblike e mohojnë edhe hyjninë e Frymës së Shenjtë siç e besojnë të krishterët. Këtu është përmendur qartë se vetëm Ati e di fundin e Botës (ditën dhe orën) që do të thotë se përjashtohet edhe Fryma e Shenjtë. Nuk duhet të kalohet shkarazi nëpër këto vargje dhe t'ia bëjmë vetes qejfin me fragmente agnostike siç është Gjoni 1:1. Nuk ka si të thuhet më qartë se sa është thënë në këto vargje të Biblës.

Një gabim i rëndë të cilin shumë njerëz e bëjnë duke e lexuar Biblën është se në vend që të marrin mësimet e saj pa paragjykime ata kanë në kokat e tyre doktrina të fiksuara nga tradita dhe mandej mundohen ti vërtetojnë këto nëpërmjet vargjeve të dykuptimta, të dyshimta dhe jobindëse. Prandaj ata kalojnë pa vëmendje në pjesët si ato të përmendura më lartë sikur edhe në fragmentin në vijim i cili është një dokumentim i padyshimtë dhe definitiv se vetëm Ati është Zot dhe askush tjetër.

## Tempulli – Shtëpi e adhurimit për Atin

Gjithandej Biblës Jezusi i këshillon njerëzit të cilëve iu ishte dërguar që ti luten Atit dhe jo Jezusit apo Frymës së Shenjtë:

"*Por ti, kur lutesh, futu në dhomëzën tënde, mbylle derën dhe **lutju Atit** tënd në fshehtësi; dhe **Ati** yt, që shikon në fshehtësi, do të ta shpërblejë publikisht*" ***(Mateu, 6:6)***

Ungjilli sipas Gjonit e tregon ngjarjen kur Jezusi i dëboi tregtarët nga Tempulli me kamxhik. Me këtë rast Jezusi e thotë një gjë të cilën nuk e marrin në konsideratë të krishterët asnjëherë:

"*…dhe shitësve të pëllumbave (Jezusi) u tha: ``Hiqni këto gjëra që këtej; mos e bëni **shtëpinë e Atit tim** shtëpi tregtie!``*" ***(Gjoni, 2:16)***

Vërej fjalët '**shtëpinë e Atit'**! Si mund të thuhet më qartë se Tempulli është vend ku adhurohet Ati dhe jo Jezusi apo Fryma e Shenjtë. Tempulli gjithmonë kishte qenë vend i adhurimit të Zotit-Atit. Asgjë nuk ndryshoi as me ardhjen e Jezusit. Ai vetëm sa e konfirmoi këtë gjë. Ata që vazhdojnë ta shohin Jezusin apo Frymën e Shenjtë si pjesë të Perëndisë duhet ta pyesin veten se përse Jezusi nuk e quan tempullin shtëpi e trinisë – shtëpi e Atit, Birit dhe Frymës së Shenjtë, por vetëm shtëpi e Atit.

## Askush nuk e ka parë Zotin

***Letra 1 e Gjonit 4:12*** tregon se kurrë "*askush s`e ka parë ndonjëherë Perëndinë…*". ***Gjoni 1:18*** gjithashtu e konfirmon të njëjtën gjë: "*Askush s`e pa Perëndinë kurrë*". Jezusi pra nuk mund të jetë ky Perëndi që e adhuronin Hebrenjtë pasi që Jezusin e kishin parë me qindra njerëz. Ata e kishin parë Jezusin duke ngrënë, duke fjetur, duke predikuar mësimet e Atit etj.

**Perëndia nuk mund të tundohet**

Një veti tjetër e Perëndisë ashtu siç përshkruhet në Bibël është se Ai nuk mund të tundohet. ***Jakobi 1:13*** dëshmon: "*Askush kur tundohet të mos thotë: ``Jam tunduar nga Perëndia``, sepse Perëndia nuk mund të tundohet nga e keqja, dhe ai vet nuk tundon asnjeri"*

***Mateu 4: 1-10*** duke folur për Jezusin dhe incidentin e tij me Satanain edhe një herë e vërteton se Jezusi është i ndryshëm nga Ati:

"*Atëherë Fryma e çoi Jezusin në shkretëtirë, **që djalli ta tundonte**. Dhe, mbasi agjëroi dyzet ditë e dyzet net, në fund e mori uria. Atëherë **tunduesi, pasi iu afrua**, i tha: ``Në qoftë se je Biri i Perëndisë, thuaj që këta gurë të bëhen bukë``. Por ai, duke iu përgjigjur, tha: ``është shkruar: "Njeriu nuk rron vetëm me bukë, por me çdo fjalë që del nga goja e Perëndisë"``. Atëherë djalli e çoi në qytetin e shenjtë dhe e vendosi në majë të tempullit dhe i tha: ``Nëse je Biri i Perëndisë, hidhu poshtë, sepse është shkruar: "Ai do t`u japë urdhër engjëjve të tij për ty; edhe ata do të mbajnë mbi duart e tyre që të mos ndeshësh me këmbën tënde ndonjë gur"``. Jezusi i tha: ``është shkruar gjithashtu: "**Mos e tundo Zotin, Perëndinë tënd**"``. Djalli e çoi sërish mbi një mal shumë të lartë dhe i tregoi të gjitha mbretëritë e botës dhe lavdinë e tyre, dhe i tha: ``Unë do të t`i jap të gjitha këto, nëse ti bie përmbys para meje dhe më adhuron``. Atëherë Jezusi i tha: ``Shporru, Satan, sepse është shkruar: "Adhuro Zotin, Perëndinë tënde, dhe shërbeji vetëm atij"``.*

Nga ky pasazh biblik kuptojmë shumëçka. E para Jezusi u tundua prandaj ai nuk mund të jetë Zot sepse Jakobi 1:13 e kishte thënë qartë se Perëndia nuk mund të tundohet. Bile, për më tepër edhe Jezusi në këtë fragment të cituar nga Mateu e konfirmon këtë me fjalët: *"Mos e tundo Zotin, Perëndinë tënd",* sepse ai e dinte se

Zoti nuk tundohet. Jezusi ia tregon Satanait të Vërtetën e madhe në të cilën ai besonte dhe tek e cila i thërriste njerëzit: *"Adhuro Zotin, Perëndinë tënde, dhe shërbeji vetëm atij".* Rrethanat në të cilat Jezusi e tha këtë gjë janë të tilla që dëshmojnë se Jezusi ishte si çdo njeri tjetër që i bindej dhe e adhuronte Zotin dhe që dëshironte t'i shërbente vetëm Atij. Ai e tha këtë si reagim ndaj Shejtanit i cili kërkonte nga Jezusi që ta adhuronte.

**Jezusi lutej**

Njëkohësisht Jezusi nuk mund të jetë Zot pasi që ai i lutej Zotit. Nuk mund ta paramendojmë një Zot që i lutet dikujt. Zoti është i gjithëfuqishëm dhe nuk ka nevojë që ti lutet dikujt. Është e kuptueshme nga vargjet e mëposhtme se Jezusi ishte vetëm një njeri që i lutej Zotit dhe assesi Zoti vetë.

"*Tani, si u pagëzua gjithë populli, edhe **Jezusi** u pagëzua; dhe **ndërsa po lutej**, qielli u hap*". ***(Luka, 3:21)***

"*Dhe ndodhi që, ndërsa **Jezusi po lutej** në vetmi*". ***(Luka, 9:18)***

"*Dhe u largua prej tyre, aq sa mund të hidhet një gur, dhe **ra në gjunjë dhe lutej**, duke thënë: ``O Atë, po të duash, largoje këtë kupë nga unë! Megjithatë mos u bëftë vullneti im, por yti``.* ***(Luka, 22:41-42)***

Jezusi iu lut Atit për ndihmë. Ai gjithashtu bëri dallimin e dy vullneteve: 1. Vullneti i Atit dhe 2. Vullneti i tij.

Një fakt tjetër është se përderisa Zoti nuk mund të flejë siç thuhet tek ***Psalmi 121:4*** ("J*a, ai (Zoti) që mbron Izraelin nuk dremit dhe nuk fle*"), është mirë e njohur nga Ungjijtë se Jezusi kishte fjetur siç tregohet për shembull tek ***Luka 8:23*** (*"atë e zuri gjumi").*

Vargjet janë të shumta në Bibël të cilat e dëshmojnë se Jezusi është një njeri dhe jo Zot. Dikush e quajti atë *Mësues i mirë* dhe Jezusi iu kundërvu menjëherë me fjalët: **"Përse më quan i mirë? Askush nuk është i mirë, përveç një të vetmi,**

**domethënë Perëndisë.”** ***(Ungjilli sipas Markut, 10:18).*** Ndërsa të krishterët sot jo vetëm që e quajnë të mirë por edhe çka është më e keqja dhe absurdi më i madh në lutjet e tyre shumë më shpesh e dëgjon emrin JEZUS se sa emrin e Atit. Shko në cilëndo kishë të krishtere sot dhe bëje një matematikë të thjeshtë. Sa herë i është bërë thirrje Jezusit e sa herë Atit, sa herë është kërkuar shëlbim nga Perëndia e sa herë nga Jezusi, sa herë është madhëruar Ati e sa herë Jezusi. Do të keni një rezultat dëshpërues. Si do të reagonte Jezusi në këtë? Përse nuk e mendojmë këtë të gjithë?

## Cili ishte Jezus Mesia i vërtetë pra?

Populli hebraik ishte bekuar në mënyrë të veçantë nga Allahu xh.sh. nëpërmjet dërgimit të një numri të madh të profetëve. Jezusi ishte vetëm njëri nga ta. Allahu xh.sh thotë në Kur’an: “**Ne vazhduam gjurmët e tyre (të pejgamberëve) me Isain, birin e Merjemes…”** ***(5:46).*** Mesazhi i Allahut kishte qenë në esencë po ai i njëjti sikur me Abrahamin, Noan, Mojsiun, Davidin apo secilin profet tjetër. Të gjithë këta e kishin përcjellë porosinë e Zotit të Vetëm. As Jezusi nuk ishte ndonjë përjashtim. Perëndia në Kur’an duke iu drejtuar Profetit të Fundit Muhamed thotë: ” **Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is'hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin”** ***(4:163).*** Që të gjithë këta ishin të njëjtë dhe një musliman nuk është besimtar i vërtetë përderisa nuk i beson dhe nderon njësoj të gjithë. Nevoja e ardhjes së Profetit të Fundit - Muhamedit  shihet në mënyrën më të mrekullueshme edhe në rastin e Profetit Jezus. Aq keqkuptime dhe mite ishin krijuar rreth tij sa që mesazhi i vërtetë të cilin ai e kishte komunikuar ishte zbehur thellë midis të pavërtetave.

Aq shumë doktrina të përçudshme janë krijuar në rastin e Jezusit sa që mendja njerëzore vështirë edhe i koncepton. Koncile të ndryshme kishin shkuar aq larg sa të krijonin edhe doktrinën e natyrës së dyfishtë për Jezusin. Sipas kësaj doktrine (e cila natyrisht nuk gjen mbështetje as në Bibël) Jezusi kishte në të njëjtën kohë edhe natyrë *hyjnore* edhe *njerëzore*, pra ishte plotësisht Zot dhe plotësisht njeri. Mësime si këto janë ofendim i rëndë për logjikën me të cilën na ka pajisur Zoti. Edhe një fëmijë e di se dikush nuk mund të jetë në të njëjtën kohë **i Gjithëdijshëm** dhe **Jo i Gjithëdijshëm**, **i Plotfuqishëm** dhe **Jo i Plotfuqishëm**. **i Pavarur** dhe **i Varur**, etj etj. Kjo është njësoj sikur të thuash se shkronjat të cilat jeni duke i lexuar në të njëjtën kohë janë me ngjyrë të zezë dhe të bardhë!!! Ato mund të jenë ose vetëm të zeza ose vetëm të bardha ose të ndonjë ngjyre tjetër por kurrsesi njëkohësisht të bardha dhe të zeza.

Kur'ani është i mrekullueshëm për mënyrën e tij të kthjellët gjatë të sqaruarit të natyrës së Jezusit. Dikush kishte arsyetuar dhe akoma arsyeton se përderisa Jezusi nuk kishte një baba tokësor ai duhej të ishte Zot. Por ja si e sqaron Zoti vetë këtë: "**Vërtet, çështja e Isait (të lindur pa baba) tek All-llahu është sikurse çështja e Ademit. Atë e krijoi Ai nga dheu, e pastaj atij i tha: "Bëhu"! ai u bë."** ***(3:59).*** Për Allahun asgjë nuk është e pamundshme. Njëjtë siç e krijoi Ademin nga asgjëja Ai edhe mundi ta krijojë Jezusin pa një at tokësor. Marija, e ëma e Jezusit, e kishte gjetur hirin e Perëndisë për shkak të rrugës së saj të drejtë dhe adhurimit të sinqertë për Allahun. Prandaj edhe dhënia e fëmiut Jezus asaj ishte një shpërblim dhe dhuratë nga Zoti. "**Përkujto kur engjëjt i thanë: "Oj Mejreme, All-llahu të dalloi ty (me besim e karakter), të pastroi dhe të lartësoi mbi gratë e botës"."** ***(Kur'ani, 3:42).*** **"Ai (Isai) ka qenë vetëm një rob, të cilin e bëmë pejgamber dhe e bëmë shembull të jashtëzakonshëm si përvojë për beni israilët."** ***(Kur'ani, 43:59).*** Ai ishte një shërbëtor i devotshëm i Allahut i cili

gjithashtu e përgëzoi popullin e tij për ardhjen e profetit të fundit i cili ishte paracaktuar si mëshirë për gjithë njerëzimin:

**“Isai, biri i Merjemes tha: "O beni israilë, unë jam i dërguar i All-llahut te ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!"”** ***(Kur’ani, 61:6).***

## Si u zhvillua besimi mbi trininë?

Sipas besimit të krishterë mbi trininë Ati, Biri dhe Fryma e Shenjtë janë tre persona të të njëjtës substancë të cilët e përbëjnë një Zot të Vetëm. Dikush me të drejtë mund të pyetet tash: nëse Jezusi a.s., qoftë edhe sipas Biblës, e kishte mohuar kategorikisht çfarëdo atribuimi të hyjnisë për vetveten dhe e kishte cilësuar Allahun xh.sh. si Perëndinë e Vetëm të Vërtetë në një mori rastesh, atëherë si u zhvillua apo prej nga u zbulua besimi mbi trininë. Encyclopedia Britannica me të drejtë pohon:

***“As fjala Trini, e as ndonjë doktrinë eksplicite si kjo, nuk gjenden në Dhiatën e Re, dhe as Jezusi apo ndonjë nga pasuesit e tij nuk kanë pasur ndonjë qëllim që ta kundërshtojnë kredon e Dhiatës së Vjetër: “Dëgjo o Izrael, Zoti, Perëndia ynë është një Zot i Vetëm” (Ligji i Përtërirë, 6:4). Doktrina e trinisë u zhvillua gradualisht gjatë disa shekujve dhe nëpërmjet shumë kontroversave...”*** [2]

Zhvillimi i besimit mbi trininë u ndikua nga shumë faktorë. Pikë së pari pasqyrimet pagane ishin gjigande në shekujt e parë të krishterimit. Trualli ku u gdhendën doktrinat e krishterimit ishte nga të gjitha anët një arenë e fuqishme e

[2] Encyclopedia Britannica nën titullin “Trinity”

veprimeve dhe besëtytnive idhujtare. Janë shumë mirë të njohura trinitë e besimeve të vjetra pagane dhe ndikimi i tyre gjatë formimit të doktrinave të krishterimit ishte i pashmangshëm. Teologjia e vjetër egjiptiane e kishte në thelb besimin mbi një hyjni të mistershme të përbërë nga tre persona: Horus, Osiris dhe Isis; dhe të mos harrojmë se Aleksandria e Egjiptit ishte një ndër vatrat kryesore ku po formësohej doktrina e krishtere. Gjithashtu besime pagane mbi hyjni trepjesëshe ishin të njohura edhe për romakët dhe babilonasit. Edhe filozofët grekë kishin zhvilluar ide mistike mbi trininë. Platoni me trininë e tij dhe idetë e tjera filozofike ka pasur një ndikim të madh në zhvillimin e idesë për Logosin Hyjnor me të cilin në fakt fillon Ungjilli sipas Gjonit dhe i cili gjendet në thelb të teologjisë së sotme të krishterimit. S'do mend se nga këtu do të kenë depërtuar idetë mbi trininë tek kisha të shekujve tre dhe katër pas Krishtit, pasi që këto kisha ishin në kontakte direkte me këto mësime.

Nëse e shikojmë në perspektivë historinë e krishterimit të hershëm do të shohim në mënyrë të mrekullueshme se si besimi mbi trininë u ngrit nga asgjëja për tu bërë zyrtarisht një dogmë themeltare e besimit të krishterë përfundimisht diku në shekullin e VI pas Krishtit. Për shembull sipas *kredos Apostolike*, e cila daton diku rreth vitit 200 pas Krishtit, përmendet Ati si Perëndia i Vetëm i Vërtetë dhe për Jezusin nuk është dhënë as edhe një shenjë e vetme e hyjnisë. Natyrisht Fryma e Shenjtë as që është menduar të përfshihet në ndonjë Hyjni trepjesëshe në atë kohë. Nën ndikimin e perandorit pagan Konstantinit në *Koncilin e Nikesë* në vitin 325 pas Krishtit, Jezusi ngritet në një qenie të mistershme të pafillim dhe pambarim duke u barazuar në një mënyrë me vetë Zotin. Gjurmët e para të hyjnizimit të Frymës së Shenjtë vendosen bindshëm në këtë koncil me këtë kredo; mirëpo tek në shekullin e gjashtë me *kredon Atanasiane* trinia e përbërë nga Ati, Biri dhe Fryma e Shenjtë gdhendet përfundimisht si strumbullar i teologjisë së krishterë. Edhe pse

ky besim po u imponohej me dhunë shumicës së kishave të krishtera dhe vazhdoi të mbijetonte falë forcës së pushtetit më së shumti, numri i kishave të cilat nuk u pajtuan me këtë dogmë ishte i madh gjithandej historisë. Grupe të hershme të të krishterëve Unitarianë si Ebionitët, Basilidianët, Kapokratianët etj kurrë nuk u pajtuan me këtë cenim të monoteizmit të pastër të cilin e kishte predikuar Jezusi a.s. Gjithashtu gjatë historisë e deri në ditët e sotme vazhduan të funksionojnë Kisha të ndryshme Unitariane.

Krahas këtyre zhvillimeve politike dhe teologjike në dëm të besimit të pastër monoteist, një ndikim të madh në zhvillimin e trinisë e kishte edhe mosekzistimi i një forme të pandryshuar të shkrimeve të shenjta. Ungjijtë dhe shkrimet e tjera të cilat më vonë do të cilësoheshin si kanon i Biblës kaluan nëpër disa ndryshime derisa morën formën që e kanë sot. Gjetja e dorëshkrimeve të shekujve të hershëm të krishterimit na e bën të ditur në mënyrën më të mrekullueshme se si ndikimet teologjike të kishave të ndryshme vepronin direkt në ndryshimin e Biblës me qëllim të vendosjes së dogmave të ndryshme të cilat Jezusi kurrë nuk i kishte predikuar. Për shembull, në disa vende nëpër Ungjij ku në dorëshkrimet e vjetra Ati i drejtohej Jezusit me fjalët *"I zgjedhuri im"* më vonë kjo u ndryshua në *"Biri im"*. Ndryshime të tjera bërë shkrimeve i jepnin Jezusit cilësi të cilat i përmban vetëm Perëndia. Ruajtja e këtyre dorëshkrimeve të vjetra është një dëshmi e gjallë se si nëpërmjet ndryshimeve graduale dhe nganjëherë mjaft të vogla, besimet pagane të cilat e ngrenë Jezusin në piedestalin e hyjnisë po tentohej të mbështeteshin edhe nga Shkrimet e Shenjta. Madje në shkrime futën duart e tyre njerëz të pandërgjegjshëm edhe me përmendje eksplicite të trinisë (**Letra 1 e Gjonit, 5:7**) dhe me shekuj të tërë kjo vazhdohej të konsiderohej si mësim i frymëzuar nga Zoti. Një shembull tjetër i ndryshimit të Biblës me qëllim të ngritjes së Jezusit në hyjni dhe të vendosjes së besimit mbi trininë është

vargu nga ***Mateu, 28:19***: **"Shkoni pra, dhe bëni dishepuj nga të gjithë popujt duke i pagëzuar në emër të Atit e të Birit e të Frymës së Shenjtë."** Të krishterët pohojnë se gjoja nëpërmjet këtyre fjalëve vetë Jezusi e ka predikuar trininë duke e përdorur fjalën *' emër'* në njëjës dhe duke e pasuar këtë me përmendjen e formulës së trinisë; e kjo sipas tyre do të duhej të nënkuptonte se Zoti është **NJË** Perëndi i Vetëm por i përbërë nga **TRE** persona. Mirëpo nuk ekziston asnjë dorëshkrim nga shekujt e parë të krishterimit i cili do ta mbështeste autenticitetin e këtij vargu kështu siç gjendet sot në shumicën e Biblave tona. Për më tepër, gjatë tre shekujve të parë pas Krishtit sikur edhe deri në gjysmën e shekullit të katërt ky varg nga etërit kishtarë si Euzebiusi, Justin Martiri, Origeni, Afratesi etj citohej në formën: **"Dhe shkoni bëni dishepuj në emrin tim"** pa e përmendur fare pagëzimin ose formulën e trinisë. Vetëm pas Koncilit të Nikesë ky varg fillon gjerësisht të përdoret në formën e tanishme duke e përmbajtur formulën trinitariane të pagëzimit. Kështu që në një mori rastesh zbulimi i shkrimeve të vjetra të krishtere e vuri në pah padrejtësinë e bërë mësimeve të Jezuit. [3]

Ky edhe ishte njëri nga qëllimet kryesore të dërgimit të Profetit Muhamed a.s. nga ana e Allahut xh.sh. në mënyrë që të rivendosej edhe një herë përfundimisht besimi i pastër në një Zot të Vetëm dhe si i tillë të mos ndikohej më nga besime pagane. Kjo u arrit nëpërmjet ruajtjes së Kur'anit, Shpalljes së fundit dhënë njerëzimit nga Zoti. Monoteizmi i pastër ashtu siç është shpallur dhe ruajtur në Kur'an nuk lë vend më për asnjë mëdyshje lidhur me natyrën e Perëndisë.

---

[3] Shënime të tjera rreth ndikimit të ndryshimeve të Biblës në teologjinë e krishtere lexoni në kapitullin *"A është Bibla Fjalë e Perëndisë"*

## Le t'i përgjigjemi Jezusit

Do ta përmbyllim këtë shkrim me një citat të marrë nga *A List of False Reading of the Scripture* nga **Theophilus Lindsey** (1723 – 1808). Lindsey i pyet ata të cilët e adhurojnë Jezusin se si do të ishte reagimi i tyre nëse Jezusi do t'iu paraqitej atyre dhe do t'ua bënte pyetjet vijuese:

**"Përse i adresoni devocionet tuaja tek unë? A u kam udhëzuar ndonjëherë që ta bëni këtë, ose a e kam propozuar vetveten si objekt të adhurimit religjioz?**
**A nuk e kam vënë veten time vazhdimisht dhe deri në fundin e fundit si një shembull për t'iu lutur Atit; Atit tim dhe Atit tuaj, Zotit tim dhe Zotit tuaj? *(Gjoni, 20:17)***
**Kur apostujt e mi kërkuan nga unë që ti mësoj se si të luten *(Luka, 11:1-2)* a i mësova unë ata që të më luten mua ose ndonjë personi tjetër përveç Atit?**
**A e quajta ndonjëherë veten time Zot, apo a ju thashë se unë isha Krijuesi i botës dhe se unë duhej të adhurohesha?"**

Si do të ishte përgjigjja jote nëse këto pyetje do të bëheshin ty?

# A ËSHTË KRYQËZUAR JEZUSI (ISAI A.S.)?

**“Jezusi vdiq në kryq për mëkatet tona”**

*“Jezusi vdiq në kryq për mëkatet tona”* është slogani më reprezentativ të cilin Krishterimi ia ofron njerëzimit. Sipas këtij besimi, nëpërmjet Adamit të gjithë njerëzit e trashëguan mëkatin, dhe për t’u falur nga Perëndia duhej një sakrificë e pastër nga mëkati e cila sipas Krishterimit është njeriu-Zot Jezu Krishti. Kështu, tutje sipas këtij rrëfimi Jezusi u kryqëzua nën sundimin e Perandorit Romak Pilatit, u ngjall nga të vdekurit dhe me këtë e lau njerëzimin nga mëkatet. Mirëpo sa është e vërtetë kjo bazuar në burimet Biblike, në fjalët e vetë Jezusit dhe në besimet e të krishterëve të hershëm?

**Mangësitë biblike ngrenë dyshime në rrëfimin e kryqëzim-ringjalljes**

Pikë së pari besimit mbi kryqëzimin dhe ringjalljen e Jezusit i mungojnë faktet dhe argumentet thelbësore që do ta bënin të besueshëm. Sipas Biblës, apostujt – njerëzit të cilët qëndruan tërë kohën me Jezusin gjatë misionit të tij dhe të cilët e përhapën besimin e Jezusit nuk ishin dëshmitarë të ngjarjes së kryqëzimit. Tek ***Mateu 26:56*** ne lexojmë se në momentin kur Jezusi u kërcënua me kryqëzim **“atëherë të gjithë dishepujt e lanë dhe ikën”.** Për më tepër, pas ringjalljes së supozuar të Jezusit dishepujt ishin shumë skeptikë rreth kësaj ngjarjeje. **“Këto fjalë atyre iu dukën si dokrra” (*Luka, 24:11*).** Tash secili nga ne duhet t’ia shtrojë vetes një pyetje serioze: nëse apostujve iu dukën ‘dokrra’ rrëfimet mbi kryqëzimin apo ringjalljen e supozuar të Jezusit, si mund të jemi kaq të sigurt në

fjalët e Palit, të vetëquajturit apostull, i cili kurrë nuk e kishte parë Jezusin gjatë jetës së tij. Nëse kryqëzimi dhe ringjallja, sikur edhe shëlbimi i njerëzimit nga mëkati nëpërmjet tyre, ishin diçka shumë mirë të njohura dhe të planifikuara prej kohësh nga Perëndia (ashtu siç duan të besojnë të krishterët), atëherë përse nuk ua kishte bërë Jezusi këto gjëra të njohura apostujve në mënyrë të qartë gjatë kohës që ishte me ta? Mirëpo, përderisa rrëfimet për kryqëzim apo ringjallje apostujve iu dukeshin dokrra atëherë është më shumë se e qartë se besimi për to as nuk ishte predikuar bindshëm nga Jezusi e as nuk ishte diçka thelbësore për misionin e tij ose të pasuesve të hershëm të tij.

Gjithashtu, krahasimet midis katër Ungjijve vënë në pah një sërë kundërthëniesh sa i përket kryqëzimit, ringjalljes apo ngritjes së supozuar të Jezusit në qiell. Përderisa ***Marku 15:25*** thotë se ai u kryqëzua në orën e tretë, ***Gjoni 19:14*** thotë se ishte ora gjashtë dhe Jezusi akoma nuk ishte kryqëzuar. Për më tepër, disa fjalë të vëna në gojën e Jezusit nga Ungjilli sipas Mateut sikur e vulosin listën e mospërputhjeve biblike sa i përket rrëfimit të kryqëzim-ringjalljes:

**“Në fakt ashtu si Jona qëndroi tri ditë e tri net në barkun e peshkut të madh, kështu Biri i njeriut do të qëndrojë tri ditë e tri net në zemër të tokës” (*Mateu, 12:40*).**

Kjo është në kundërshtim të plotë me narracionin e dhënë nga Ungjijtë. Sipas Ungjijve Jezusi u kryqëzua ditën e premte, u varros mbrëmjen e asaj dite dhe të dielën herët në mëngjes veçse ishte ringjallur. Llogaritur sipas kësaj na del se ai nuk qëndroi *‘tri ditë e tri net’* në *‘zemër të tokës’* ashtu siç kishte profetizuar, por vetëm dy net dhe një ditë.

A mund të besojmë për të vërtetë një ngjarje të bazuar në një profeci të fabrikuar dhe në rrëfime të tilla të kundërshtueshme midis veti.

**Burimet e hershme kristiane hedhin dyshim në kryqëzimin e Jezusit**

Është mirë e njohur se kaluan disa dekada pas përfundimit të misionit të Jezusit derisa u shkrua diçka në letër nga mësimet e tij apo rreth mësimeve të tij. Studiuesit biblikë kanë arritur ta identifikojnë atë që quhet *'Ungjilli apo Dokumenti Q'* si shkresën e parë nga e cila pastaj janë zhvilluar që të tre Ungjijtë e tashëm sinoptikë. Dhe në këtë dokument, i cili supozohet të jetë shkruar rreth vitit 50 pas Krishtit, rrëfimi mbi ringjalljen nuk është përfshirë aspak. Edhe zbulimi i dorëshkrimeve të vjetra të Ungjillit sipas Markut, i cili është më i vjetri nga Ungjijtë e kanonit të tashëm Biblik, tregoi se pjesët e fundit të këtij Ungjilli të cilat flasin për ringjalljen apo ngritjen e tij në qiell janë shtesa të mëvonshme të bëra këtij Ungjilli. Për këtë arsye në shumicën e versioneve të Biblës Ungjilli i Markut na vjen me përfundime të ndryshme, e në disa të tjera përfundimi (ku flitet për ringjalljen dhe gjërat e lidhura me të) mungon fare ose është vënë në fusnotë. Gjithashtu bazuar në *Veprat sipas Gjonit*, një dokument ky i hershëm, i konsideruar tashmë nga kisha si apokrif, thuhet se njerëzve vetëm po iu dukej se Jezusi u kryqëzua e në fakt ky në ndërkohë po qëndronte mbi Malin e Ullinjve dhe po e vështronte ngjarjen. [4] Ka edhe dokumente të tjera të cilat dëshmojnë se të krishterët e hershëm nuk ishin të gjithë në pajtim se Jezus Krishti u kryqëzua dhe u ringjall nga të vdekurit. Për shembull *Apokalipsa e Pjetrit*, e cila i atribuohet apostullit Pjetër dhe e cila është gjetur bashkë me dorëshkrime të tjera të bibliotekës së quajtur Nag Hammad, daton nga periudha e hershme e Krishterimit dhe qartë tregon se Jezusi as nuk ishte kryqëzuar e as që kishte vdekur në kryq mirëpo dikush tjetër i

[4] Veprat sipas Gjonit paragrafi 97 nga "The Apocryphal New Testament" M.R. James-Translation and Notes Oxford: Clarendon Press, 1924

ngjashëm me të ishe gozhduar. Aty thuhet: **“Ai të cilit po ia gozhdojnë duart dhe këmbët është pjesa e tij e trupit, zëvendësimi i vendosur aty për tu turpëruar, ai i cili i përngjau pamjes së tij** *(Jezusit)***”**[5]**,** ndërsa po sipas këtij dokumenti Jezusi i vërtetë po qëndronte aty pari dhe po qeshte. Apokalipsa e Pjetrit nderohej nga shumë të krishterë në shekullin e dytë si një shkrim i frymëzuar.

Për më tepër zbulimi i disa dorëshkrimeve të vjetra biblike e bëri të njohur faktin se disa shtesa ishin bërë në Bibël me qëllimin direkt që të përkrahej ideja se shpëtimi nga mëkatet vjen nëpërmjet kryqëzimit dhe gjakut të Jezusit. Për shembull pjesa e dytë e vargut 19 sikur edhe i tërë vargu 20 nga kapitulli 22 i Ungjillit sipas Lukës mungojnë në shumë nga këto dorëshkrime të vjetra të Biblës.

### Sipas Biblës Jezusi iu lut Zotit kundër kryqëzimit

I tërë rrëfimi mbi faljen e mëkateve nëpërmjet kryqëzimit të Jezusit bie poshtë me faktin se Jezusi në asnjë mënyrë nuk ishte një sakrificë e cila në mënyrë të vullnetshme po i qasej të kryqëzuarit. Kur Jezusi e kuptoi se po i kurdisej kurthi i kryqëzimit ai e tregoi haptas druajtjen e tij ndaj të kryqëzuarit duke iu drejtuar apostujve: **“Shpirti im është thellësisht i trishtuar, deri në vdekje; qëndroni këtu dhe rrini zgjuar bashkë me mua” (*Mateu, 26:38*).** Për më tepër ai iu lut fuqishëm Atit që ta shpëtonte nga kryqëzimi: **“Dhe, si shkoi pak përpara, ra me fytyrë për tokë dhe lutej duke thënë: ``Ati im, në qoftë se është e mundur, largoje prej meje këtë kupë; megjithatë, jo si dua unë, por si do ti``” (*Mateu, 26:39*).** Kjo e tregon qartë se ai nuk kishte ndonjë dëshirë për të vdekur në kryq

[5] Nga James M. Robinson, ed., *The Nag Hammadi Library*, revised edition. Harper Collins, San Francisco, 1990.

si larje për mëkatet e njerëzimit, ashtu siç besojnë të krishterët, prandaj si mund të na shpëtojë ai nëse vdekja e tij ishte nuk ishte e vullnetshme.

### Jezusi predikoi falje nëpërmjet pendimit dhe jo nëpërmjet kryqëzimit të tij

Ungjijtë e sotëm edhe pse të shkruar shumë kohë pas Jezusit dhe të përzier edhe me mësime johyjnore, prapëseprapë e kanë ruajtur në një masë të mirë natyrën e predikimeve dhe besimeve të Jezusit. Nëse i lexojmë pa paragjykime Ungjijtë, qoftë edhe në formën e tanishme, në mënyrë të mrekullueshme e kuptojmë se qëllimi i Jezusit nuk ishte predikimi i besimit të tanishëm të krishterë për faljen e mëkateve me anë të vdekjes së tij në kryq por ai e tha qartë se falja vjen nëpërmjet bindjes ndaj vullnetit të Atit, nëpërmjet pendesës dhe kërkimit të faljes. Në predikimin në mal ai i mësoi njerëzit që ti luten Zotit për faljen e mëkateve të tyre: **”Dhe na i fal fajet tona, ashtu siç ua falim ne fajtorëve tanë”** ***(Mateu, 6:12)*** (Pastaj *Marku, 11:25*). Njësoj ai i mësoi edhe apostujt e tij që të shkonin dhe të predikonin pendesën dhe jo faljen nëpërmjet kryqëzimit të tij (*Marku, 6:12*). Njësoj edhe Gjon Pagëzori (Jahja a.s.) kishte predikuar pendim dhe kërkim faljeje nga Zoti (*Mateu, 3:2 dhe 8*). Përse do ta bënte ai këtë kur mund tu thoshte shumë thjeshtë njerëzve që të besojnë se Jezusi do të kryqëzohej për ta në kryq dhe do tu faleshin mëkatet? Në fakt tek *Mateu 9:13* Jezusi ngrihet fuqishëm kundër faljes nëpërmjet flijimit duke e potencuar qartë pendimin për mëkatet. Ndërsa tek ***Mateu 18:8*** Jezusi thotë: **“Tani në qoftë se dora jote ose këmba jote të skandalizohet për mëkat, preje dhe flake nga vetja; është më mirë për ty të hysh në jetë dorëcung ose i çalë, se sa të kesh dy duar dhe dy këmbë dhe të hidhesh në zjarr të përjetshëm”**. Kjo është plotësisht në kundërshtim me mësimin e krishterë se të gjitha mëkatet u morën me kryqëzimin e Jezusit. Po të ishte kështu Jezusi do të thoshte

ndryshe: *nëse dora jote ose këmba jote mëkaton vetëm beso se unë vdiqa në kryq për mëkatet tua dhe kjo do të falet*, por ai nuk e tha këtë. Njësoj kur një njeri e pyeti se si mund të mbërrinte jetën e përjetshme ai nuk i tha prapë *beso në faljen nëpërmjet kryqëzimit tim* por i tha krejt ndryshe; i tha që *ti mbante urdhërimet dhe ta bënte vullnetin e Atit* (*Mateu, 19:18-26*). Kjo ishte krejt ngjashëm me besimin dhe mësimin e të gjithë profetëve tjerë. Tek Libri i Ezekielit lexojmë: **"Shpirti që mëkaton do të vdesë, i biri nuk do të mbartë paudhësinë e atit dhe ati nuk do të mbartë paudhësinë e birit; drejtësia e të drejtit do të jetë mbi të, pabesia e të pabesit do të bien mbi të. Në rast se i pabesi largohet nga të gjitha mëkatet që kryente, në rast se respekton të gjitha statutet e mija dhe zbaton barazinë dhe drejtësinë, ai me siguri ka për të jetuar; nuk ka për të vdekur." (*Ezekieli, 18:20-21*).** Njësoj lexojmë edhe tek ***1 Samuelit 15:22***: **"Ndoshta i pëlqejnë Zotit olokaustet dhe flijimet si bindje ndaj zërit të Zotit? Ja, bindja është më e mirë se flijimi; dhe të dëgjosh me kujdes është më mirë se dhjami i deshve."** Mrekulli! Si mund të thuhet më qartë se secili e bartë vetë barrën e mëkateve dhe se ato nuk largohen ndryshe përveçse me bindje dhe kërkim falje nga Allahu. Ky ishte mësimi të cilin Zoti e dha nëpërmjet profetëve. Dhe Jezusi ishte vetëm vërtetues i tyre siç e pohon edhe vetë ai e kjo gjendet edhe në Ungjij (*Mateu, 5:17-19*). Edhe në Fjalën Përfundimtare të Pandryshuar të Zotit, vetë Zoti e rivërteton këtë mesazh: "**Kush bën ndonjë të keqe ose e ngarkon veten, pastaj kërkon falje te All-llahu, ai e gjen All-llahun falës dhe mëshirues" (*Kur'ani, 4:110*). "Unë pranoj shumë pendimin, jam mëshirues." (*Kur'ani, 2:160*).**

Një ndër aspektet kryesore të misionit të Profetit të Fundit Muhamedit a.s. ishte edhe ai që ta bënte të njohur faktin se Jezusi a.s. kurrë nuk kishte vdekur në kryq dhe për më tepër nuk kishte

kurrfarë arsye që Zoti ta sakrifikonte dikë (aq më pak vetveten) për t'i falur mëkatet e njerëzve. Në Kur'an lexojmë:

"**Madje për shkak të thënies së tyre: "Ne e kemi mbytur Mesihun, Isain, birin e Merjemes, të dërguarin e All-llahut". Po ata as nuk e mbytën as nuk e gozhduan (nuk e kryqëzuan në gozhda), por atyre u përngjau. Ata që nuk u pajtuan rreth (mbytjes së) tij, janë në dilemë për të (për mbytje) e nuk kanë për të kurrfarë dije të saktë, përveç që iluzojnë. E ata me siguri nuk e mbytën atë." (*Kur'ani, 4:157*).**

Prandaj **"Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar dhe kërko nga Ai falje. Ai vërtet pranon shumë pendimin, është mëshirues i madh**. **(*Kur'ani, 110:3*).** Allahu është gjithmonë i gatshëm për të pranuar faljen e atyre që sinqerisht pendohen. Për Të asgjë nuk është e pamundur. Falja e Tij është e pakushtëzuar. Nuk ka nevojë për gjak e as për kryqëzimin e ndokujt. Shpirti yt është ai që të lidhë me mëshirën e Zotit dhe Mëshira e Tij është çdo herë aty duke të pritur ty. "**Vërtet, Zoti yt është i plotfuqishëm, i mëshirshëm" (*Kur'ani, 26:140*) "Ai e di çka vihet në tokë dhe çka del prej saj dhe çka zbret prej qiellit e çka ngrihet në të; Ai është Mëshiruesi, Mëkatfalësi." *(Kur'ani, 34:2).* "E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua." *(Kur'ani, 2:186).***

# A ËSHTË BIBLA FJALË E PERËNDISË ?

### Çfarë thonë të krishterët e sotëm e çfarë thanë Moisiu dhe Jeremia për Biblën?

**K**ur e pyet një të krishterë *cila është Fjala e Zotit*, përgjigjja është e shpejtë dhe e qartë: **BIBLA**. Kur kërkon një shtjellim më të detajuar të këtij pohimi, qëndrimi i tyre është se *Perëndia ia shpalli Fjalën e Tij Moisiut, Isaisë, Jeremisë, Gjonit, Palit e të tjerëve dhe këto shkrime përbëjnë 66 (apo 73 për katolikët) librat e Biblës. E tëra që ne duhet të bëjmë është të përkthejmë këto libra në gjuhën tonë dhe e kemi Fjalën e Perëndisë*. Pa marrë parasysh se cilit denominacion i takojnë, të gjithë të krishterët do të pajtohen se Bibla është fjalë e padiskutueshme dhe e pandryshueshme e Perëndisë. Bile duke përdorur edhe ajete nga Kur'ani është tentuar të krijohet imazhi se edhe Kur'ani e dëshmon pandryshueshmërinë e Biblës. Mirëpo a është kjo çështje kaq e thjeshtë? Pikë së pari, origjinali i shkrimeve ose shpalljeve gojore të cilat kanë qenë të pranishme gjatë kohës së profetëve ose ithtarëve të tyre të hershëm sot nuk ekziston. Shkrimet të cilat e përbëjnë Biblën e sotme u kopjuan për mijëra vite me radhë derisa u botua si libër Bibla e parë. Si rezultat, me mijëra kopje u krijuan që në shekujt e parë pas Krishtit kur është në pyetje Dhiata e Re për shembull, dhe të cilat nuk janë saktësisht të ngjashme asnjëra me tjetrën. Për më tepër, edhe shumë nga librat (në mos të gjithë) të cilat sot gjenden në kanonin e Biblës as që kanë pretenduar ndonjëherë që të konsiderohen për fjalë të Zotit. Ato thjeshtë e sqarojnë historinë me mendësinë dhe bindjen e grupit apo kohës ku kishin lindur. Shumë më vonë padrejtësisht atyre iu dha statusi i shenjtërimit.

Në anën tjetër, muslimanët besojnë se e kanë pranuar Testamentin Final të Perëndisë, Fjalën e Fundit të Tij - Kur'anin, dhe se e kanë për obligim që t'ua përcjellin të vërtetën e tij edhe të tjerëve. Sipas Islamit, fjalët të cilat Perëndia i shpalli nëpërmjet profetëve para Muhamedit a.s. u lanë në harresë, u ndryshuan me apo pa qëllim dhe si të tilla i kemi vetëm në mënyrë të fragmentuar dhe të pasigurt në ditët e sotme.

Sado e çuditshme që mund të tingëllojë disa vargje nga Dhiata e Vjetër na tregojnë se Moisiu e kishte parashikuar ndryshimin/korruptimin e Ligjit (Biblës) pas vdekjes së tij:

**“Kur Moisiu mbaroi së shkruari në një libër tërë fjalët e këtij ligji, u dha këtë urdhër Levitëve që mbanin arkën e besëlidhjes të Zotit, duke thënë: "Merreni këtë libër të ligjit dhe vendoseni në arkën e besëlidhjes të Zotit, Perëndisë tuaj, me qëllim që të mbetet si një dëshmi kundër teje; sepse unë e njoh frymën tënde rebele dhe fortësinë e qafës sate. Ja, sot kur akoma jam i gjallë midis jush, ju u bëtë rebelë kundër Zotit; aq më tepër do të bëheni mbas vdekjes sime! Mblidhni pranë meje të gjithë pleqtë e fiseve tuaja dhe zyrtarët tuaj, me qëllim që të dëgjojnë këto fjalë dhe unë të thërras të dëshmojnë kundër tyre qiellin dhe tokën. Sepse unë e di që, mbas vdekjes sime, do të korruptoheni plotësisht dhe do të largoheni nga rruga që ju kam urdhëruar, dhe ditët e fundit do të goditeni nga fatkeqësia, sepse keni për të bërë atë që është e keqe për sytë e Zotit, duke provokuar indinjatën e tij *me veprën e duarve tuaja*". *(Ligji i Përtërirë, 31:24-29)***

Nga kjo kuptojmë edhe faktin se Ligji i cili i ishte dhënë Moisiut nga Perëndia dhe ishte shkruar nga vetë Moisiu ishte tjetër nga Pesëlibërshi apo Dhiata e Vjetër e sotme. Shumë kohë më vonë Jeremia po në Bibël e vërteton atë që e kishte parashikuar Moisiu:

**"Si mund të thoni: "Ne (Hebrenjtë) jemi të urtë dhe ligji i Zotit është me ne"? Por ja,** ***pena e rreme e shkruesve e ka bërë një falsitet*****".** ***(Jeremia, 8:8)*****.**

Prandaj ku qëndron e vërteta rreth Biblës: a është ajo njëmend Fjalë e Zotit dhe a ka ardhur deri tek ne e pandryshuar.

### Çfarë thotë Bibla për vetveten?

Përderisa të krishterët e besojnë Biblën për Fjalë të Perëndisë a nuk do të duhej ajo ta mbështeste këtë pohim në mënyrë të qëndrueshme?

Një dukuri e cila bie në sy kur lexohet Bibla pa paragjykime është se ajo nuk kërkon medoemos që të besohet në të si Fjalë de fakto të shpallur nga Perëndia, duke e krahasuar këtë për shembull me rastin e Kur'anit ku thuaja çdo sure ka përkujtime për origjinën e tij nga Allahu xh.sh. Kjo do të shihet më së miri nëpërmjet disa shembujve të marrë direkt nga Bibla. Luka psh në fillim të Ungjillit të tij na e tregon qartë se ai nuk po shkruante nën frymëzimin e Zotit por vetëm po i rrëfente Teofilit diçka, sikur kishin bërë edhe shumë të tjerë:

**"<u>Mbasi shumë vetë ndërmorën</u> të renditin tregimin e ngjarjeve që ndodhën në mesin tonë, ashtu si na i përcollën ata që ishin bërë nga fillimi dëshmitarë okularë dhe shërbyes të fjalës, <u>M`u duk e mirë edhe mua</u>, pasi i hetova të gjitha gjërat me kujdes që nga fillimi, të t`i shkruaj sipas radhës, <u>fort i nderuari Teofil</u>, që ti të njohësh vërtetësinë e gjërave që të kanë mësuar."** ***(Luka, 1:1-4)*****.**

Këtu shihet shumë mirë se: 1) Ungjilli sipas Lukës ishte vetëm një ndër shumë narracionet e shkruara në dekadat e para pas Jezusit nga njerëz të ndryshëm **(<u>Mbasi shumë vetë ndërmorën</u> të renditin tregimin e ngjarjeve që ndodhën në mesin tonë)**;

2) Ky shkrim i drejtohej Teofilit personalisht nga Luka dhe jo njerëzimit nga Perëndia **(<u>fort i nderuari Teofil</u>, që ti të njohësh vërtetësinë e gjërave që të kanë mësuar)**; 3) Dhe, më e rëndësishmja, ky Ungjill nuk ishte shkruar nën frymëzimin e Zotit por ishte shkruar pasi që Luka kishte konsultuar burime të ndryshme **(pasi i hetova të gjitha gjërat me kujdes që nga fillimi)**; qoftë të shkruara, qoftë gojore, origjinën e të cilave as nuk e dimë e as që mund ta verifikojmë. E njëjta vlen edhe për të gjitha shkrimet tjera të Dhiatës së Re e edhe asaj të Vjetër.

Një rast tjetër është Pali me Letrat e tij, të cilat faktikisht e përbëjnë pjesën më të madhe të Dhiatës së Re, ku shihet mjaft qartë se nuk ka kurrfarë dëshmie se ai ishte i frymëzuar nga Zoti derisa i shkruante ato letra. Në një mori rastesh ai e bën të qartë se në letra po e shprehte mendimin e tij e jo të Perëndisë:

**"... s'kam urdhër nga Zoti, por po jap një mendim si njeri ..."** ***( 1 Korintasve, 7:25)***
**"…sipas gjykimit tim…."** ***(1 Korintasve, 7:40)***
**"…dhe mendoj se edhe unë kam Frymën e Perëndisë…."** ***(1 Korintasve, 7:40)***
**"…Ja, unë, Pali, po ju them …"** ***(Letra e Palit Galatasve, 5:2)***

Siç shihet, tek *1 Korintasve 7:40* vihet në dyshim edhe frymëzimi i mësimeve të Palit në tërësi. Aty tregohet se ai nuk ishte i sigurt edhe nëse e kishte Frymën e Perëndisë apo jo. Përse duhet të besohen për fjalë të Zotit letrat e Palit kur ai aty vetë e bën të njohur se pohimi se ai e kishte frymën e Zotit ishte mendim i tij personal dhe nuk ishte i konfirmuar nga Perëndia.

Njësoj është edhe sa i përket Dhiatës së Vjetër. Shumica e autorëve të librave të saj janë të panjohur ndërsa pohimet tradicionale për autorësinë e librave të caktuar më nuk konsiderohen serioze nga askush. Nuk ka as edhe një fragment të vetëm në ndonjërin nga librat e Dhiatës së Vjetër (e as Dhiatës së

Re) ku thuhet se këto libra po shkruheshin nga autorët nën frymëzimin e Zotit.

Vargu i cili zakonisht përdoret për të dëshmuar origjinën hyjnore të Biblës është ai nga **2 Timoteu 3:16**. Ky varg gabimisht citohet për të mbështetur besimin kristian se Bibla është Fjalë e Perëndisë dhe është tërësisht i cituar jashtë kontekstit. Për të pasur përpara nesh pasqyrën e vërtetë të kuptimit të këtij vargu duhet të lexojmë vargjet të cilat i paraprijnë dhe ta dimë kontekstin e rrethanave ku ai është thënë, sikur edhe kujt i është thënë. Në këtë varg e dimë se Pali i drejtohet Timoteut. Bashkë me vargun paraprak e kemi këtë:

**”...dhe se që nga FËMIJËRIA** (ti) **i njeh Shkrimet e Shenjta, të cilat mund të të bëjnë të ditur për shpëtimin me anë të besimit që është në Krishtin Jezus.**
**I gjithë Shkrimi është i frymëzuar nga Perëndia dhe i dobishëm për mësim, bindje, ndreqje dhe për edukim me drejtësi...”** ***(2 Timoteut, 3:15-16)***

Me një studim të mirëfilltë të këtyre vargjeve ne mund të nxjerrim disa konkludime. Pikë së pari, *Letra e Dytë e Palit drejtuar Timoteut* është shkruar, me pajtim të gjithmbarshëm të studiuesve biblikë, diku rreth vitit 65 pas Krishtit. Në atë kohë, si Shkrim i Shenjtë për judenjtë konsiderohej vetëm Dhiata e Vjetër (dhe atë jo i njëjti version për të gjitha komunitetet Judeje). Ajo që sot njihet si Dhiatë e Re as që ishte kompletuar dhe as që ishte kanonizuar. Shumë libra të tjera të cilat sot janë pjesë përbërëse e Dhiatës së Re u shkruan pasi që Pali e shkroi *Letrën e Dytë drejtuar Timoteut*. Dhe vërejeni me vëmendje theksin e Palit “**që nga FËMIJËRIA (ti) i njeh Shkrimet e Shenjta**…” Shtrohet pyetja: cilat shkrime të shenjta i njihte Timoteu që nga fëmijëria? Definitivisht jo Dhiatën e Re! Kur Timoteu ishte fëmijë as edhe një shkronjë e vetme e Dhiatës së Re nuk ishte shkruar. Prandaj

të thuash se vargu në fjalë është konfirmim se Bibla si e tërë është Fjalë e Perëndisë është hiq më pak se një gabim i rëndë.

Disa fragmente nga Ungjilli sipas Gjonit na tregojnë shumë gjëra rreth origjinës së këtij Ungjilli në veçanti dhe Biblës në tërësi. Tek ***Gjoni 19:35*** lexojmë:

**"Dhe ai që ka parë, ka dëshmuar për këtë, dhe dëshmia e tij është e vërtetë; dhe ai e di se thotë të vërtetën, që ju të besoni"**

Kjo nuk ngjanë aspak në diçka të thënë nga Perëndia. Zoti nuk do të kishte nevojë për dëshmitarë indirekt gjatë tregimit të ndonjë ngjarjeje. Kjo më tepër ngjason në një konkluzion të bërë nga ndonjë *'trup redaktues'* i Ungjillit të Gjonit i cili tenton që me çdo kusht të na bindë se libri ka një dëshmitar okular. Për më tepër, këtë e mbështetë vargu tjetër po nga Ungjilli sipas Gjonit:

**"Ky është dishepulli që dëshmon për këto gjëra dhe që ka shkruar këto gjëra; dhe ne dimë se dëshmia e tij është e vërtetë"** ***(Gjoni, 21:24).***

Së pari, kjo e shembë mitin se dishepulli Gjon është autor i Ungjillit sipas Gjonit (sepse natyrisht Gjoni nuk do të shkruante për vetveten **'ky është dishepulli...."**), dhe e dyta fjalët e nënvizuara **('dhe ne e dimë')** tregojnë se ky Ungjill kishte kaluar nëpër duar të tjera dhe ishte rishikuar e ndërruar mjaft shumë para se të përhapej në formën që e kemi tani. Kush janë këta që pohojnë *'ne e dimë se'* dhe me çfarë autoriteti e pohojnë këtë, apo thënë ndryshe përse do të duhej të besonim pohimin e një *'grupi'* të panjohur njerëzish?

Këtu shihet më së miri natyra e shkrimeve të cilat e përbëjnë Biblën. Librat shkruheshin nga autorë të caktuar me qëllimin e vetëm që të bëheshin të njohura nëpërmjet tyre traditat

e caktuara për ngjarje të veçanta të lidhura me profetët. Ato libra mund të përmbanin shumë të vërteta dhe gjurmë të fjalëve të thëna nga Profetët apo të librave të shpallura nga Zoti profetëve, por në asnjë mënyrë ato nuk pretendonin ndonjëherë që të ishin *Fjala Direkte e Shpallur nga Perëndia*. Ky status atyre iu dha shumë më vonë dhe në të shumtën e rasteve nëpërmjet mospajtimeve të shumta të cilat janë të shprehura edhe sot e kësaj dite.

**Një histori e shkurtër e Biblës**

Gjatë kohës kur jetuan numri më i madh i profetëve të Dhiatës së Vjetër me gjasë shumë pak u shkrua nga ajo që vinte direkt nga goja e këtyre njerëzve të Zotit. Dhiata e Vjetër u shkrua përafërsisht diku në periudhën midis viteve 1450 para Krishtit deri 200 para Krishtit. Natyrisht origjinali i shkrimeve nuk ekziston dhe zbulimi i dorëshkrimeve të ndryshme të vjetra rivërtetoi supozimin se shkrimet e Biblës në përgjithësi, dhe të Dhiatës së Vjetër në veçanti në këtë rast, i ishin nënshtruar ndryshimeve të shumta gjatë shekujve para se të ngriheshin përfundimisht në formën që e kanë tashmë. Në shekullin e dytë pas Krishtit, ose edhe pak më herët, rabinët përpiluan tekstin nga dorëshkrimet të cilat i kishin mbijetuar rrënimit të Jerusalemit të vitit 70 pas Krishtit. Rrotullarët e zbuluar nga Deti i Vdekur, sikur edhe dorëshkrimet e tjera të vjetra nga Shpella e Kumranit, apo nga vende të tjera, dëshmuan se në bashkësi të ndryshme të Judenjëve kishin qenë në qarkullim versione të ndryshme të shkrimeve Biblike. Ndonjëri nga librat ishte më i gjatë aty, një tjetër mund të përmbante fragmente të panjohura më herët, një librit tjetër mund t'i ishin shtuar më vonë rrëfime shtesë etj etj. Të paktën tri versione të Dhiatës së Vjetër janë të ruajtura në tërësi ose në mënyrë fragmentare: Septuaginta, Versioni Masoretik dhe Versioni Samaritan.

Në Bibël mund të gjejmë gjurmë të Fjalëve të Zotit por Bibla më tepër është një grumbull librash historikë të cilat i

bartin mbi supe tërë gjurmët e rrethanave historike ku janë shkruar dhe kopjuar. Prandaj është shumë e qartë se kur Kurani flet për Tevratin dhënë Moisiut, apo Zeburin shpallur Davidit, këto në asnjë mënyrë nuk janë Tora apo Psalmet e sotme Biblike; pikë së pari për vetë faktin se askund në këto libra biblike nuk pohohet se këto janë të tillat, dhe së dyti historikisht ato përmbajnë një sërë të metash të cilat hedhin dyshime serioze në pohimin se ato janë librat autentike të përdorura nga profetët e hershëm. Në Kur'an Zoti thotë:

**"Dhe kur ia dhamë Musait librin..."** ***(Kur'ani, 2:53)***
**"...e Davudit i patëm dhënë Zeburin… "** ***(Kur'ani, 4:163)***

Edhe Bibla e dëshmon se Moisiu nuk është autor i Pesëlibërshit siç është parë tek Ligji i Ripërtërirë 31:24-29. Moisiu pra kishte shkruar librin i cili kishte humbur më vonë bashkë me arkën e Besëlidhjes. Është e qartë se kur thuhet '*Moisiu mbaroi së shkruari në një libër tërë fjalët'* nuk mendohet në Biblën, përkatësisht Dhiatën e Vjetër ose Pesëlibërshin. Pastaj gjithandej Pesëlibërshit në Dhiatën e vjetër lidhur me Mojsiun lexojmë:

*"Në ato ditë, kur **Moisiu** ishte rritur.."* **(Dalja, 2:11).**
***"Moisiu** dhe Aaroni vajtën pra te Faraoni dhe vepruan ashtu..."*
**(Dalja, 7:10).**
*"Por ata nuk iu bindën **Moisiut**"* **(Dalja, 16:20).**
**"*Moisiu***, *Aaroni dhe prijësit e asamblesë..."* **(Numrat, 4:34).**
***"Moisiu** ishte njëqind e njëzet vjeç kur vdiq; shikimi i tij nuk ishte dobësuar"* **(Ligji i Përtërirë, 34:7).**

Shihet mirë se fjalët '*Moisiu ishte rritur*' , '*ata nuk iu bindën Moisiut*', ' *Moisiu ishte njëqind e njëzet vjeç kur vdiq*', nuk janë të shkruara nga Moisiu. Sigurisht se Moisiu nuk u ngrit nga varri që ta shkruante vdekjen dhe varrosjen e tij. Prandaj kur Kur'ani

flet për Tevratin kjo ka të bëjë me ligjin-Fjalën e Zotit që iu shpall Moisiut e jo për librat historikë të Biblës ku përshkruhet jeta e Moisiut dhe e popullit të tij. Njësoj vlen edhe për Zeburin apo Shpalljet tjera të përmendura në Kur'an.

Gjithashtu, Inxhili i cili iu shpall Jezusit a.s. në asnjë mënyrë nuk përbën Ungjijtë e sotëm. Shumë vite pasi që Jezusi a.s. veçse e kishte përfunduar misionin e tij tek *'kopeja e humbur e Izraelit'*, njerëz të ndryshëm e morën iniciativën e të shkruarit të jetës dhe mësimeve të Jezusit në bazë të asaj që kishin marrë nga tradita. Tradita e pashkruar, qoftë kjo edhe me vetëm një vit diferencë, gjithmonë krijon shumë ndryshime nga mësimet origjinale. Disa dekada pasi që Krishti veçse nuk gjendej midis Hebrenjve u shkruan shumë Ungjij. Dhe këta Ungjij kurrë nuk u shkruan me qëllimin që të konsideroheshin për fjalë të Perëndisë, siç kemi parë më herët psh nga Luka në fillim të Ungjillit të tij. Kisha të ndryshme përdornin libra të ndryshëm për të mësuar për misionin e të Dërguarit të Perëndisë – Jezu Krishtit. Disa nga këta Ungjij dhe libra ishin shumë afër me atë që Jezusi a.s. kishte mësuar, përderisa të tjerët ishin shumë larg të së vërtetës. Më shumë se tre shekuj pas Krishtit përfaqësues të kishave të ndryshme u takuan në koncile të ndryshme për të vendosur se cilat libra duhet të përfshihen në përbërjen e Biblës. Kjo është një çështje shumë serioze. Përderisa tek muslimanët Fjala e Perëndisë vjen direkt nga Zoti nëpërmes Profetit, të krishterët çuditërisht besojnë se koncilet e kanë fuqinë e të shpallurit të ndonjë libri për fjalë të Zotit dhe të shpalljes së tjetrit për libër fallso. Sa është e logjikshme kjo? Mendja njerëzore dhe fuqia njerëzore nuk e ka këtë pushtet. Është Zoti ai që e dërgon Fjalën e Tij. Mospajtimet në *këshillin e Nikeut* dhe në koncilet tjera në vazhdim ishin të ashpra. Shumë kisha kishin shfaqur haptas mospajtimin e tyre me shumicën e doktrinave të paraqitura në këto koncile dhe me librat të cilat propozoheshin që të jenë pjesë e Biblës dhe të thirren për Fjalë të Perëndisë. Siç do ti shkruante

me zemërim Shën Fausti, një peshkop i shekullit V, Shën Augustinit :

***“Shumë gjëra u shtuan nga paraardhësit tanë në shkrimet e Zotëriut tonë, të cilat edhe pse e mbajnë emrin e tij nuk pajtohen me mësimet e tij. Kjo nuk është befasuese pasi që ne shpesh kemi vërtetuar se këto gjëra nuk janë shkruar nga Ai vetë e as nga apostujt e tij, por me të madhe janë të bazuara në përralla sipas raporteve të gjysmë Hebrenjve, me mospajtime të shumta edhe midis tyre, dhe duke i vënë emrat e apostujve në shkrimet e tyre ua atribuonin atyre gabimet dhe gënjeshtrat e veta.*”**

Ndikimet e Perandorit të Ri Romak dhe mësimeve pagane nëpërmjet tij dhe të tjerëve ishin vendimtare në këto koncile kishtare. Besimet si trinia, mëkati fillestar, futja në Bibël e librave me doktrina dhe prejardhje të dyshimta u legalizuan atëherë e edhe në periudhat që erdhën më pas. Por, shumë kisha me shekuj të tërë vazhduan që të mos pajtohen me këtë. Ato dhe besimtarët e tyre u martirizuan keq nga Perandoria Romake. Prandaj është më se e qartë se kur Kur’ani thotë:

**“Ne vazhduam gjurmët e tyre (të pejgamberëve) me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më parë. Atij i dhamë Inxhilin….” *(Kur’ani, 5:46)***

kjo nuk ka të bëjë me historinë e tanishme katërfishe të Ungjijve por me librin e shpallur Jezusit direkt nga Zoti i cili fatkeqësisht nuk ka mbijetuar.

Mospajtimet rreth numrit të librave të cilat duhej ta përbënin Biblën ishin të mëdha midis *‘ithtarëve të Librit’* kështu që edhe sot e kësaj dite ekzistojnë kisha të ndryshme të krishtera të cilat përdorin kanone të ndryshme të Biblës. Për shembull

përderisa Kisha Katolike në kanonin e saj të Biblës i ka 73 libra, Kishat Protestante i njohin për të frymëzuara vetëm 66 sosh. Kanone të hershme të grupeve të ndryshme të krishtere linin jashtë Biblës shumë libra të cilat tani përbëjnë pjesë të rëndësishme të shkrimeve, përderisa gjithashtu përfshinin në Bibël libra të tjerë të cilat sot konsiderohen apokrife apo me prejardhje të dyshimtë dhe të pafrymëzuara nga Perëndia. Kështu që Kisha Siriake, ajo Etiopase, Kisha Armeniane, Kisha Kopte e shumë Kisha të tjera të Lindjes kishin ose kanë specifika të ndryshme në përbërjen e tyre të Biblës. Ky problem ka lindur nga mosekzistimi i ndonjë definimi të qartë në Bibël se çka duhet konsideruar për Fjalë të Shenjtë të Perëndisë dhe nga këtu edhe shihet më së miri nevoja e ardhjes së Profetit të Fundit, Muhamedit a.s. të cilit iu dha Kur'ani bashkë me premtimin se ai do të ruhej ashtu siç po shpallej.

**50 vargjet e shtuara/korruptuara të Dhiatës së Re Biblike!**

Kur fillon e u flet të krishterëve për dallimet në versionet e Biblës ata do të të përgjigjen se dallimet e tilla janë vetëm dallime në përkthim. Por a është njëmend kështu?

E vërteta e hidhur është krejt ndryshe. Ekzistojnë dorëshkrime të shumta të Biblës dhe pothuaj as dy nga to nuk janë të ngjashme saktësisht njëra me tjetrën. King James Version në anglisht, ekuivalent i të cilit në shqip është Diodati i Ri, si bazë ka përdorur dorëshkrimet Biblike të quajtura Textus Receptus, përderisa shumica e përkthimeve të tjera moderne përdorin dorëshkrime të tjera. Dallimi është marramendës. Rreth 50 vargje të tëra Biblës nuk ndodhen në disa nga dorëshkrimet ose janë shtuar. Në mbi 300 vargje të Biblës ka dallime midis dorëshkrimeve të ndryshme. 50 vargje të tëra nuk janë pak dhe 300 vargje me dallime të konsiderueshme prapë nuk janë pak. Në disa nga përkthimet e Biblës vargjet e diskutueshme ose nuk gjenden fare, ose gjenden në kllapa, ose gjenden në fusnotë. E

pra, nëse ndonjëherë jeni pyetur se çka është kuptimi i futjes së vargjeve të Biblës ose i fjalëve të ndryshme në kllapa, ose vënia e tyre në fusnotë, përgjigjja është ajo çka po dëshmojmë këtu: *ndryshimi i asaj që quhet 'Fjalë e Zotit' sipas të krishterëve*. Këto shtesa, mungesa dhe dallime përbëjnë një pjesë të konsiderueshme të Biblës duke pasur parasysh volumin e këtyre ndërrimeve krahasuar me volumin e Dhiatës së Re *sepse në këtë rast jemi duke folur vetëm për Dhiatën e Re***,** pa përfshirë këtu Dhiatën e vjetër.
Më kot autori njeri i Zbulesës do të ketë thënë:

**"Unë i deklaroj kujtdo që dëgjon fjalët e profecisë së këtij libri, se nëse ndokush do t`i shtojë këtyre gjërave, Perëndia do të dërgojë mbi të plagët e përshkruara në këtë libër. Dhe nëse dikush heq nga fjalët e librit të kësaj profecie, Perëndia do t`i heqë pjesën e tij nga libri i jetës nga qyteti i shenjtë, dhe nga gjërat që janë përshkruar në këtë libër".** ***(Zbulesa, 22:18-19)***

Lista më e gjatë (e cila nuk është përfshirë kësaj here këtu) tregon dallime të shumta edhe ne librin e Zbulesës kur bëhet krahasimi midis dorëshkrimeve të ndryshme të vjetra të Biblës. Nëse besojmë se autor i Librit të Zbulesës është Zoti, a thua si mund të ndodhë që Ai nuk e përmbajti premtimin e Tij?

Muslimanët, ndërkaq besojnë se Zoti iu shpalli njerëzve Fjalën e Tij gjatë periudhave të ndryshme kohore, por Ai nuk premtoi se shkrimet e mëhershme të cilat i përmbanin Fjalët e Tij nuk mund të ndërrohen. Ai këtë premtim e bëri vetëm për Kur'anin. Të krishterët besojnë se Fjala e Zotit e shpallur një herë do të ruhet përherë dhe nuk do të ndërrohet. Ndërrimet e paraqitura më poshtë shfaqin një problem vendimtar për besimin dhe shpëtimin e të krishterëve.

Në vazhdim e keni listën e disa vargjeve të shtuara, larguara apo të ndërruara të Dhiatës së Re:[6]

| Ungjilli sipas Mateut 12:47 |
|---|
| Ungjilli sipas Mateut 17:21 |
| Ungjilli sipas Mateut 18:11 |
| Ungjilli sipas Mateut 21:44 |
| Ungjilli sipas Mateut 23:14 |
| Ungjilli sipas Markut 7:16 |
| Ungjilli sipas Markut 9:44 |
| Ungjilli sipas Markut 9:46 |
| Ungjilli sipas Markut 11:26 |
| Ungjilli sipas Markut 15:28 |
| Ungjilli sipas Markut 16:9-20 *(12 vargje)* |
| Ungjilli sipas Lukës 9:56 |
| Ungjilli sipas Lukës 17:36 |
| Ungjilli sipas Lukës 22:43 |
| Ungjilli sipas Lukës 22:44 |
| Ungjilli sipas Lukës 23:17 |
| Ungjilli sipas Lukës 24:12 |
| Ungjilli sipas Lukës 24:40 |

[6] Për të bërë krahasimin e vargjeve të përmendura konsulto midis tjerash psh këto versione të Biblës: Diodati i Ri, ECM, New International Version (NIV), etj., që të gjitha këto të bazuara në dorëshkrime të ndryshme Biblike. Posaçërisht është i dobishëm versioni NIV (në anglisht) i cili është i pasur me shënime të shumta rreth dorëshkrimeve dhe dallimeve midis tyre.

| Ungjilli sipas Gjonit 5:4 |
|---|
| Ungjilli sipas Gjonit 7:53 - 8:11 *(12 vargje)* |
| Veprat e Apostujve 8:37 |
| Veprat e Apostujve 15:34 |
| Veprat e Apostujve 24:7 |
| Veprat e Apostujve 28:29 |
| Romakëve 16:24 |
| 2 Korintasve 13:14 |
| Jakobit 1:8 |
| 1 Gjonit 5:7 |

**Disa korruptime të tjera në Dhiatën e Vjetër**

Ndryshime të shumta kanë ndodhur gjatë shekujve edhe në rastin e Dhiatës së Vjetër. Shekuj të tërë kaluan para se Dhiata e Vjetër të kanonizohej dhe të ngrihej në formën e tanishme, kështu që ndikimet teologjike të kohërave të ndryshme nga grupe të ndryshme besimtarësh e gjetën rrugën e tyre edhe në Shkrimin e Shenjtë në mënyrë që një besim specifik të kishte mbështetje edhe në shkrime. Për shembull, rasti më i qartë i dallimeve midis versionit Masoretik dhe Septuagintës është libri i Jeremisë. Versioni Masoretik i përbërë nga 52 kapituj është shumë më i gjatë se Septuaginta, ky i fundit duke përmbajtur vetëm sa shtatë të tetat e tekstit Hebraik. Zbulimi i rrotullarëve biblikë nga Deti i Vdekur zbuloi një fragment Biblik i cili deri në atë kohë as që dihej se ishte pjesë e Biblës. Është fjala për pasazhin i cili gjendet në fund të kapitullit të dhjetë të *Librit të Parë të Samuelit*. *New Revised Standard Version* është i vetmi version Biblik në kohën e sotme i cili e ka përfshirë në botimin e saj këtë fragment të gjetur. Një ndryshim tjetër është ai se versioni Masoretik ka vetëm 150 psalme, përderisa Septuaginta përmban

në fund të librit biblik të quajtur Psalmet edhe një më tepër. Dallimet janë të konsiderueshme gjithashtu kur krahasohen dy versionet e përmendura të Dhiatës së Vjetër me versionin Samaritan. Nën dritën e gjithë këtyre ndryshimeve është e vështirë të mbahet akoma besimi se Bibla është Fjalë e e pandryshuar e Perëndisë. Prandaj, me të drejtë *Enciklopedia Ndërkombëtare Standarde e Biblës* pohon, duke folur për ndryshimet midis versioneve të ndryshme Biblike:

**"As edhe një varg i vetëm nuk është pa koleksionin e leximeve të ndryshme...Korruptimi i teksteve filloi shumë herët, para erës Kristiane..." [7]**

### A ndikojnë ndryshimet e Biblës në doktrinën kristiane?

Kur iu flet të krishterëve për dallimet, shtimet dhe largimet e vargjeve të tilla nga Bibla arsyetimi i tyre i fundit është se dallimet e tilla janë të parëndësishme kur është në pyetje doktrina kristiane; me fjalë të tjera ato nuk po ndërruakan asgjë në doktrinën e krishtere. *1 Gjonit 5:7* është një kundërargument. Nëse Bibla juaj thotë tek 1 Gjonit 5:7 [8] **"***Sepse tre janë ata që dëshmojnë në qiell: Ati, Fjala dhe Fryma e Shenjtë; dhe këta të tre janë një",* kjo është një rrenë e paskrupullt shtuar Fjalës së Perëndisë. Me shekuj të tërë ky varg është përdorur për të mbrojtur doktrinën e trinisë. Zbulimi i dorëshkrimeve më të vjetra të Biblës dokumentoi se ky varg është një shtesë e mëvonshme bërë Biblës. Kështu, argumenti biblik për trininë na del të jetë futje e dorës së njeriut në Fjalën e Perëndisë dhe me këtë besimi mbi trininë rrëzohet si kullë prej letrave.

---

[7] Orr, James, M. A., D.D. General Editor, International Standard Bible Encyclopedia nën titullin 'Septuagint, 1'

[8] Versioni ECM në shqip, i bazuar në manuskripte më të vjetra nuk e përmban këtë varg.

Një shembull tjetër i ndryshimeve Biblike të cilat ndikojnë në doktrinën kristiane është vargu nga ***1 Timoteu 3:16***. Në dorëshkrimet e vjetra nuk qëndron *"Perëndia u shfaq në mish",* por *"Ai erdhi në mish"*. Satanai nëpërmjet dorës së njeriut e shndërroi fjalën *'ai'* në *'Perëndia'* për të përhapur kështu besimin se gjoja Zoti erdhi në trup njeriu, por zbulimi i dorëshkrimeve të vjetra e vuri në pah mashtrimin e bërë.

| Vargu i korruptuar: | Vargu i gjetur në dorëshkrime të tjera të vjetra: |
|---|---|
| **Dhe s`ka asnjë dyshim se misteri i mëshirës është i madh: *Perëndia u shfaq në mish*, u shfajësua në Frymë, u duk ndër engjëj, u predikua ndër johebrenj, u besua në botë, u ngrit në lavdi.**[9] | **Dhe s`ka asnjë dyshim se misteri i mëshirës është i madh: *Ai erdhi në mish*, u shfajësua në Frymë, u duk ndër engjëj, u predikua ndër johebrenj, u besua në botë, u ngrit në lavdi.**[10] |

Rastet e tilla të cilat ndikojnë thelbësisht në doktrinat e krishtera janë të shumta.

Këto ishin vetëm disa nga ndryshimet e bëra Biblës. Lista do ishte më e gjatë po të hynim më tepër në detaje. Përveç ndryshimeve të cilat ndikojnë direkt në doktrinë ka edhe ndryshime të tjera si këto: disa dorëshkrime tek Ungjilli sipas Lukës kapitulli 10 vargu 1 dhe 17 përmendin se Zoti caktoi *'shtatëdhjetë njerëz të tjerë'* (lexoje vargun për më tepër) ndërsa dorëshkrime të tjera përmendin se Zoti caktoi jo *shtatëdhjetë* por *shtatëdhjetë e dy*. Gabimi në dy njerëz nuk është pak. Po të ishte

[9] Të tillë e ka psh versioni Diodati i Ri në shqip

[10] Të tillë e ka versioni NIV në anglisht, e edhe versioni ECM në shqip ka parafrazim të njëjtë.

gabim kopjimi tek vargu 1, si mundi të ndodhte i njëjti gabim tek vargu 17 tek të njëjtat dorëshkrime. Sido që të jetë kjo e dëshmon ndryshimin e Biblës. Disa dorëshkrime tek Veprat e Apostujve 10:19 thonë se Shpirti i Shenjtë i kishte thënë Pjetrit '*Ja po të kërkojnë tre burra*', përderisa dorëshkrime të tjera e kanë '*Ja po të kërkojnë dy burra*', e dorëshkrime të tjera nuk kanë *asnjë* numër, as dy as tre.

## Përfundim

Shpalljet të cilat Allahu xh.sh. i kishte dhënë nëpërmjet profetëve para Muhamedit a.s. ishin destinuar për popujt e caktuar ku vepronin ata profetë e jo për tërë njerëzimin, dhe në të njëjtën kohë Zoti kurrë nuk kishte premtuar se ato shpallje do të ruheshin ashtu siç ishin shpallur. Shumë kohë pasi që profetët veçse e kishin përfunduar misionin e tyre tokësor, njerëzit e morën përsipër që të shkruajnë historitë e atyre profetëve bazuar në traditat të cilat i kishin trashëguar dhe ku shpeshherë gjendeshin gjurmë të njëmendta të Shpalljeve të Zotit, por të cilat në një mori rastesh të tjera ishin të përziera me mësime johyjnore dhe besëtytni të ndryshme të pavërteta. Në raste të tjera këto shkrime ndërroheshin qëllimisht në mënyrë që të krijohej mbështetje për besimet të cilat grupimet e caktuara dëshironin ti propagandonin. Në rrethana të tilla dhe në ndikime të tilla u krijua edhe ajo që e quajmë sot Bibël.

Dikush tash mund të pyetet: përse lejoi Zoti që të ndërroheshin shpalljet e Tij të mëhershme? Kjo në fakt edhe nuk është një pyetje për tu shtruar. Zoti i dha njerëzimit lirinë e mendjes dhe të vendosjes. Kjo është ajo që na dallon nga të gjitha krijesat tjera. Dhe për këtë nuk duhet ta akuzojmë Zotin por bëmat e këqija të njerëzve. Disa njerëz si rezultat i kësaj lirie, qoftë me qëllim, qoftë pa qëllim të caktuar, i futën duart e tyre në shpalljet e Perëndisë dhe bile edhe shkruan komplet libra duke ia atribuuar Zotit. Allahu xh.sh. e bëri të njohur këtë në Kur'an dhe

gjithashtu Muhamedi a.s. në hadithe. **“Është shkatërrim për ata që me duart e veta e shkruajnë librin, e pastaj thonë: "Ky është prej All-llahut"! E për të arritur me të një fitim të paktë, pra është shkatërrim i madh për ta çka shkruan duart e tyre dhe është shkatërrim i madh për ta ajo çka fitojnë”** ***(Kur’ani, 2:79).*** **“Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta (të shtangura). Ata i ndryshojnë fjalët nga domethënia e tyre dhe braktisën një pjesë me të cilën ishin urdhëruar. Ti vazhdimisht do të vëresh tradhtinë e një pjese të tyre, përpos një pakice nga ata. Pra fali dhe hiqu tyre. All-llahu i do ata që bëjnë mirë.”** ***(Kur’ani, 5:13).*** Transmeton Ubaidullahu fjalët e Profetit Muhamed: **“Përse i pyetni Njerëzit e Librit rreth çfarëdo gjëje kur Libri (Kur’ani) i cili i është shpallur Profetit të Zotit është më i riu dhe i fundit. Ju e lexoni atë të pastër, të pashtrembëruar dhe të pa ndryshuar, dhe Allahu u tha se Njerëzit e Librit (Hebrenjtë dhe të Krishterët) i ndërruan shkrimet dhe i shtrembëruan; shkruan shkrime me duart e tyre dhe thanë ‘*është nga Allahu*’, për ta shitur atë për një fitim të vogël….”** ***(Sahih Buhari Volumi, 9 libri 92, nr 461)***

Me ardhjen e profetit Muhamed ishin pjekur kushtet që Zoti të komunikonte me tërë njerëzimin nëpërmjet profetit dhe përfundimisht t’ia shpallte njerëzve Fjalën e Tij e cila do të ruhej ashtu siç ishte dhënë deri në fundin e botës për të gjithë njerëzit. Allahu xh.sh. e bën të njohur faktin se Kur’ani është sqarues i Biblës duke na e bërë të ditur se çka është aty nga Zoti e çka është futje e dorës së njeriut: **“Nuk është e logjikshme të mendohet se ky Kur'an është i trilluar prej dikujt pos All-llahut, por është vërtetues i asaj (shpalljes) që ishte më parë, dhe sqarues e komentues i librit. Nuk ka farë dyshimi se është (i zbritur) nga Zoti i botëve”** ***(Kur’ani, 10:37)***

# DËSHMI TË RUAJTJES SË KUR'ANIT

## Kur'ani – një dritë e re për mbarë botën dhe gjithë kohërat po i jepej njerëzimit

**N**ë vigjilje të shekullit të shtatë pas Isait a.s. një dritë e re po e shndriste botën nëpërmjet Profetit të fundit dërguar njerëzimit, Muhamedit a.s. Allahu xh.sh po ia komunikonte mbarë njerëzimit Kur'anin – Fjalën e Tij. Nëse më herët ishin dërguar profetë dhe mesazhe hyjnore te popuj të veçantë dhe vende të veçanta të lokalizuara, tashmë ishin krijuar kushte të tilla në botë të cilat do të mundësonin që Zoti t'i dhuronte njerëzimit Fjalën **përfundimtare** të Tij për **mbarë botën** e cila do të duhej të shërbente si kushtetutë jete për besimtarët deri në ditën e fundit. Kjo fjalë kishte për qëllim që të lidhte secilin njeri me Krijuesin e tij në mënyrë që jeta të kishte një kuptim; qoftë në raport me Zotin, qoftë në raport me njerëzit e tjerë. Fjalët e para të shpallura të Kur'anit "**Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë)"** ***(96:1)***, bashkë me premtimin tjetër të Zotit bërë gjatë shpalljes së Kur'anit se ai do të ruhej ashtu siç po shpallej, po hapnin një kaptinë të re në historinë e njerëzimit. Muhamedi a.s. dhe shpallja që iu dha atij ishin shumë më ndryshe nga çdo shpallje apo profetësi tjetër dërguar popujve të caktuar të mëhershëm. E para: *i dedikohej njerëzimit mbarë,* dhe e dyta: *ishte caktuar që të shërbente si fjalë e përhershme e Zotit me njerëzit gjatë gjithë kohërave deri në Ditën e Fundit*. Ja pse premtimi i Zotit **"Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij."** ***(Kur'ani, 15:9)*** ishte aq i rëndësishëm.

Shumica e profetëve të mëhershëm kishin dhënë mesazhe gojore tek popujt e tyre, apo edhe shpalljet dhënë atyre nuk ishin

shkruar me kohë dhe si të tilla ose ishin lënë në harresë ose ishin ndryshuar, herë-herë thelbësisht. Mirëpo çfarë ndodhi me Kur'anin?

**Si u ruajt Kur'ani**

Kur'ani i shpallej direkt nga Perëndia Muhamedit a.s. nëpërmjet engjëllit Xhebrail. Muhamedi e kishte bërë praktikë që të përsëriste ajetet e shpallura Kur'anore pas Xhebrailit në mënyrë që ti memorizonte ato. Në fillim ai po mërzitej dhe i përsëriste shpesh e në mënyrë të shpejtë fjalët kur shpalleshin, por në suren Kiamah Allahu e përgëzon me lajmin që të mos mundohet me këtë sepse Kur'ani duke qenë Fjalë e Zotit e dedikuar për t'u ruajtur për gjithë kohërat, ishte në përkujdesjen e Allahut që të ruhej.

Pas çdo shpalljeje të ndonjë ajeti Muhamedi a.s e kishte bërë zakon të vazhdueshëm që ato t'ua komunikonte as-habëve (shokëve) të tij dhe besimtarëve të tjerë duke i nxitur njëkohësisht në mbamendjen e saktë të tyre. Këta pastaj e bënin të njëjtën gjë me besimtarët e tjerë dhe kështu zinxhiri i njerëzve që e dinin Kur'anin përmendësh përhapej me të madhe qoftë edhe në kohën kur Kur'ani akoma nuk ishte kompletuar, e lëre më pasandaj. Muslimanët ishin aq të preokupuar me mbamendjen e saktë të Kur'anit sa që shpesh tregohet me madhështi rrëfimi nga vitet gjatë shërbesës së Muhamedit a.s. e edhe më vonë, se si shumë vajza nuk kërkonin nga burrat e tyre të ardhshëm ndonjë prikë martese përveç që ata ta dinin Kur'anin përmendësh. Gjithashtu transmetohet se Muhamedi a.s. e kishte bërë zakon që për çdo vit gjatë muajit të Ramazanit ta recitonte Kur'anin në tërësi para engjëllit Xhebrail. Dhe ishte e ditur që Kur'ani recitohej vazhdimisht gjatë lutjeve, e edhe nga as-habët dhe besimtarët e tjerë në adhurimet e gjata të natës, ndërsa gjatë ditës xhamitë – shtëpitë e reja të adhurimit kumbonin nga

nxënësit të cilët e mësonin përmendësh Kur'anin nga ata që e kishin mësuar më herët.

Përveç mbamendjes, e cila ishte metoda më e rëndësishme në vitet e hershme të Islamit, ekzistonte edhe një metodë tjetër nëpërmjet së cilës gjithashtu u ruajt Kur'ani.



**Kur'ani u shkrua në materiale të ndryshme. Këtu është paraqitur shkrimi i Kur'anit në një asht deveje.**

Një nga as-habët e Muhamedit a.s., Zejd ibn Thabit rrëfen: *"Unë shkruaja fjalët e shpalljes për të (Profetin Muhamed). Kur shpallja i vinte, ai kishte të nxehtë dhe djersët i pikonin sikur perla nëpër trupin e tij. Kur kjo gjendje do të përfundonte, unë paraqitesha para tij me ndonjë copë ashti apo ndonjë material tjetër. Ai më diktonte dhe unë shkruaja. Kur mbaroja së shkruari, pesha e faktit që po kopjoja Kur'anin më jepte një ndjenjë të tillë sikur këmbët e mia do të thyheshin dhe unë nuk do të mund të flisja më. Në çdo rast, kur unë do të kisha përfunduar me të shkruarit, ai do të thoshte 'Lexoje', dhe unë do t'ia lexoja, e nëse*

*kishte ndonjë mungesë ai do të më bënte ta përmirësoja dhe tek atëherë do t'ua komunikonte njerëzve"* (Majma'uz Zauaa'id referuar sipas Tabraanit)

Zejdi nuk ishte i vetmi i cili ishte ngarkuar me misionin e shkruarjes së Kur'anit. Ekzistonin edhe një mori as-habësh të tjerë të cilit e kryenin të njëjtën detyrë. Duke qenë se letra rrallë herë ishte e pranishme në atë kohë në Arabi, kryesisht Kur'ani shkruhej në eshtra dhe lëkura kafshësh, në copa druri apo gjethe, por nuk mungonte edhe të shkruarit në letër. Kështu që, megjithëse nuk ekzistonte një libër komplet në kuptimin e sotëm të fjalës Kur'ani ishte i shkruar dhe ruajtur në tërësi qysh gjatë kohës së Profetit. Ibn Hisham në biografinë e Profetit Muhamed gjithashtu tregon se as-habët i mbanin pjesët e tilla ku qe shkruar Kur'ani me qëllim të ruajtjes dhe mësimit të Kur'anit të tjerëve nga to.

Pas vdekjes së Profetit Muhamed, gjatë kalifatit të Ebu Bekrit r.a. në një nga betejat ranë dëshmorë një numër i madh i hafizëve (atyre që e dinin Kur'anin përmendësh). I nxitur nga kjo ndodhi Ebu Bekri urdhëroi që të gjitha ato pjesë të shpërndara të Kur'anit të bashkoheshin me kujdes në një material të përmbledhur. Kjo detyrë gjithashtu iu besua Zejdit dhe të tjerëve të cilët kishin marrë pjesë edhe gjatë kohës së Muhamedit a.s. në shkruarjen e Kur'anit nëpër materiale të ndryshme, e përveç kësaj ata edhe e dinin Kur'anin përmendësh. Dhe kështu me kujdes u mblodh çdo ajet, u krahasua me mbamendjen e qindra hafizëve e me materialet e shkruara, dhe u formësua kopja e përmbledhur e Kur'anit. Veçse nuk kishte asnjë fije dyshimi tek askush se do të përvidhej ndonjë gabim. Midis tërë asaj turme njerëzish të cilët e dinin Kur'anin përmendësh dhe me gjithë atë bagazh materiali ku Kur'ani veçse ishte i shkruar çdo gjë ishte e sigurt. Gjatë kohës së kalifatit të Uthmanit, nën mbikëqyrjen e tij dhe gjithashtu të ashabëve të tjerë të cilët edhe më herët nën Ebu

Bekrin kishin marrë pjesë në përmbledhjen e Kur'anit, u bënë katër kopje të tij të cilat u përhapën gjithandej Bashkësisë Islame.

### Dorëshkrimet e gjetura Kur'anore e dëshmojnë ruajtjen e Kur'anit

Mënyra e transmetimit të Kur'anit dhe zelli i muslimanëve që ta kenë atë të paprekur qysh nga ditët e para të shpalljes së tij nuk lënë asnjë fije dyshimi se ai është ruajtur pa ndonjë ndryshim apo gabim, gjëra këto të rëndomta për librat tjerë të shpallur më herët. Bile edhe armiqtë më të mëdhenj të Islamit e pranojnë se Kur'ani ka ardhur deri në ditët tona i paprekshëm. Sir William Muir për shembull shkruante:

***"Me gjasë nuk ka asnjë libër tjetër në botë i cili për dymbëdhjetë** (tani më shumë se katërmbëdhjetë) **shekuj ka mbetur i pandryshueshëm"***

Mirëpo për një kohë të gjatë në qarqet misionare kristiane po qarkullonin dhe akoma vazhdojnë të qarkullojnë përralla të paskrupullta sikur gjoja Kur'ani është një libër i kompiluar të paktën dy-tre shekuj pas Muhamedit a.s. Sipas tyre Kur'ani në formën që është tani nuk ishte i pranishëm gjatë jetës së Muhamedit apo gjatë periudhës së parë të Islamit. Kjo është qartë një akuzë e pabazë. Vetë mënyra e ruajtjes së Kur'anit gjeneratë pas gjenerate me anë të mbamendjes nuk lë fije dyshimi në autenticitetin e Kur'anit.

Krahas kësaj ekziston edhe një argument po aq i fuqishëm i cili e vërteton definitivisht ruajtjen e Kur'anit fjalë për fjalë. Më herët kemi përmendur se përveç ruajtjes së Kur'anit me anë të mbamendjes ai edhe u shkrua në materiale të ndryshme. Janë zbuluar dorëshkrime të shumta të Kur'anit, një numër i madh i të cilave datojnë qysh nga shekulli i parë i Islamit, dhe të cilat nuk lënë as edhe dyshimin më të vogël në

autenticitetin e Kur’anit. Teksti i gjetur në këto dorëshkrime është 100 % i njëjtë me Kur’anin i cili lexohet sot në miliona xhami anekënd botës. Ne do të përmendim vetëm disa nga dorëshkrimet më të njohura të vjetra të Kur’anit.





**Disa nga dorëshkrimet e vjetra Kur’anore. Majtas: dorëshkrimi nga Tashkenti i cili besohet të jetë nga shekulli i parë hixhri dhe i cili me gjasë vjen direkt nga Kur’ani i përpiluar gjatë kohës së halifit Uthman. Djathtas: pjesë nga surja Ali Imran – i ashtuquajturi *‘dorëshkrimi San’a’* i cili daton para vitit 50 hixhri (para vitit 670 pas Krishtit).**

Kur’ani i përmbledhur gjatë kohës së halifit Uthman, ose i bazuar direkt në të, gjendet në Tashkent të Uzbekistanit dhe datimi i këtij dorëshkrimi shkon deri në shekullin e parë të hixhrit. Mirëpo ky nuk është dorëshkrimi më i vjetër Kur’anor. Në vitin e gjashtë hixhri Profeti i nderuar Muhamed e udhëzoi njërin nga as-habët e tij që të ndërtonte një xhami në qytetin San’a të Jemenit të sotëm. Xhamia e Madhe e San’as është ndër xhamitë e para të ndërtuara ndonjëherë. Gjatë shekujve, nën udhëheqës të ndryshëm, kjo xhami pësoi zgjerime dhe ndryshime të shumta. Në vitin 1965 shira të mëdha e kapluan qytetin San’a. Si pasojë e kësaj edhe Xhamia e Madhe pësoi disa dëme; veçanërisht këndi veriperëndimor i saj u rrënua rëndë. Gjatë kërkimeve në rrënojat e shkaktuara u gjendën midis tjerash

qindra dorëshkrime të cilat përmbanin tekste nga Kur’ani dhe të cilat datonin që në vitet e hershme të shekullit të parë hixhri. Ekzistojnë të paktën katër dorëshkrime të cilat datojnë para vitit 50 hixhri, përkatësisht para vitit 670 pas Krishtit, të cilat përmbajnë pjesë të ndryshme të Kur’anit të gjetura në këtë xhami.



**Dorëshkrim Kur’anor i cili daton nga shekulli i parë hixhri dhe ruhet në Bibliotekën Kombëtare Austriake në Vjenë. Përmban pjesë nga surja El-Kasas.**

Dorëshkrime të tjera të shumta të cilat datojnë nga shekulli i parë hixhri ruhen në biblioteka të shumta nëpër botë. Gjithashtu janë me mijëra dorëshkrimet Kur’anore të cilat datojnë nga shekujt 2, 3, 4 hixhri e më vonë. Biblioteka Âstân-i Quds-i Razavî në Iran për shembull ruan rreth 11 000 dorëshkrime Kur’anore duke u bërë kështu biblioteka me dorëshkrimet më të shumta islamike në botë.

## Përfundim

Plani i Allahut xh.sh. ishte që Kur’ani të mbetej mesazhi i Tij i fundit shpallur njerëzimit nëpërmjet Profetit Muhamed dhe pikërisht për këtë ai duhej të ruhej në formën origjinale siç ishte dhënë. Allahu premtoi se do ta ruante Kur’anin dhe kjo u vërtetua. **“Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur’anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij.” (*Kur’ani, 15:9*)**

Ajo çka na mbetet neve është që duke qenë të sigurt se çdo Fjalë e Tij është e vërtetë të fillojmë ta dëgjojmë me zemrat tona mesazhin e Kur’anit dhe të drejtojmë jetërat tona në pajtim me të.

“**O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët.” (*Kur’ani, 10:57*)**
**“Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues” (*Kur’ani, 2:185*)**

# A ËSHTË KUR'ANI FJALË E ZOTIT?

### Sfidat

**N**ë një periudhë të caktuar të jetës shumë njerëz e sfidojnë vërtetësinë e besimit të tyre pa marrë parasysh cilit religjion i kanë takuar tradicionalisht dhe kështu i qasen studimit të besimeve tjera. Edhe Islami dhe muslimanët nuk do të duhej të paraqesin ndonjë përjashtim. Aq më tepër kur Kur'ani thërret jo për një besim të verbër por për një përkushtim të argumentuar.

Atëherë kush është autor i Kur'anit? A është ai vetëm një përmbledhje e bazuar në shkrimet e shenjta të mëhershme? A është një libër i shkruar nga Muhamedi dhe qëllimisht i atribuuar Perëndisë? Ose, thënë troç, përse do të duhej të besonim se Kur'ani është Fjalë e Zotit?

Në mënyrë të përmbledhur ekzistojnë vetëm tri mundësi rreth autorësisë së Kur'anit:

1. *Ai u shkrua nga Arabët dhe më vonë e mori formën që e ka tani.*
2. *Ai u shkrua nga Muhamedi për qëllime qoftë materiale, qoftë të pushtetit, qoftë tjera,* ose
3. *Ai është Fjalë e Shpallur e Allahut – Zotit të Vetëm të Vërtetë.*

### Mundësia e atribuimit të autorësisë së Kur'anit arabëve

Në qarqet apolegjetike kristiane dhe më gjerë midis disa orientalistëve për një kohë të gjatë ka qarkulluar hipoteza se Kur'ani gjatë jetës së Muhamedit a.s. kurrë nuk kishte ekzistuar si një libër ashtu siç e kemi sot, por u shkrua për një kohë të gjatë nga arabët si shkoqitje e mësimeve, qoftë të Muhamedit, qoftë të

tjera, dhe tek disa shekuj më vonë e mori formën që e ka tani duke iu atribuuar Allahut nëpërmjet Muhamedit.

Kësaj hipoteze përveç entuziazmit për të mbushur faqe të tëra librash me qëllim misionarizmi i mungon gjithçka tjetër, e para së gjithash faktet. E para, nuk ka as edhe një argument të vetëm gjatë gjithë historisë për ndonjë person që ka pohuar për vete autorësinë e Kur’anit, ose për ndonjë grup njerëzish që e kishin redaktuar apo përgatitur ndonjë shkrim që do ta përbënte Kur’anin. Dhe gjëra të tilla nuk do të mund të mbaheshin fshehur. Pastaj, është mirë e njohur dhe e dokumentuar nga historia se që nga fillet e Islamit me Muhamedin a.s. muslimanët përherë kishin mbajtur besimin se Kur’ani në formë të njëjtë sikur është sot ishte një shpallje nga Perëndia. Sikur të ishte ndryshe do të ekzistonin gjurmë fraksionesh në histori që do të pohonin ndryshe. Pastaj prapë, do të ekzistonin së paku një dyzinë versionesh të Kur’anit po qe se e besojmë supozimin se ai u përmblodh në një periudhë më të vonshme se koha e Muhamedit a.s. apo besimtarëve të parë. Dhe më e rëndësishmja, fakti që nuk lë fije dyshimi në pavërtetësinë e këtij argumenti është zinxhiri i besueshëm i transmetimit të Kur’anit i cili shkon deri tek vetë Muhamedi a.s. Pastaj, ekzistojnë dorëshkrime të cilat datojnë qysh në dekadat e para të Islamit dhe të cilat janë plotësisht identike me Kur’anin që e kemi sot. Është mirë e dokumentuar se Kur’ani u shkrua gjatë jetës së vetë Muhamedit dhe u përhap si i tillë nga vetë nxënësit e Muhamedit a.s. Për më tepër, sikur asnjë libër tjetër në botë ai u ruajt me anë të mbamendjes qysh nga koha e shpalljes së ajeteve të para, dhe gjatë gjithë kohës së përhapjes së Kur’anit gjithmonë kishte përputhje 100 përqindëshe midis Kur’anit të transmetuar nëpërmjet mbamendjes dhe atij të shkruar. Prandaj kjo teori është tepër joserioze për t’u konsideruar si e vërtetë.

**A është Muhamedi a.s. autor i Kur’anit?**

Teoria më e përhapur midis jomuslimanëve është ajo se Muhamedi është autor i Kur’anit. Janë dhënë shumë arsye përse Muhamedi do të mund të ishte autor i Kur’anit:

- *përfitimi material*
- *dëshira për pushtet*
- *bashkimi i arabëve*
- *kopjimi nga burimet e mëhershme hebraike dhe të krishtera, etj*

Për ata që e njohin mënyrën e të jetuarit të Muhamedit a.s. vetëm aludimi në përfitimin material është një ofendim i rëndë. Deri në detaje është përshkruar në dokumentet historike mënyra e tij e të jetuarit si para profetësisë njashtu edhe më pas deri në vdekjen e tij. Ai ishte një njeri që të magjepste me pasurinë e tij shpirtërore por që gjithnjë mbeti materialisht i varfër. Transmetohet që shpeshherë ushqimi i tij i vetëm ditor ishin ca hurma. Për më tepër, pozita e tij financiare ishte shumë më e mirë para se të fillonte misionin e profetësisë se sa në periudhën tjetër derisa vdiq. Kur ai filloi të thërriste arabët tek Zoti i Vetëm i Vërtetë ata i premtuam gjithçka vetëm të hiqte dorë nga ky mision. I premtuan pasuri të pafundme, gratë më të bukura, pozitën më të lartë. Por ja çfarë ishte përgjigjja e tij: **“Sikur të me jepni hënën në krahun e majtë dhe diellin në të djathtin unë nuk do të heq dorë nga thirrja e Allahut”.** Çfarë nënshtrimi prekës! Në një rast disa nga gratë e tij u ankuan për gjendjen e tij financiare. Pejgamberi u shqetësua nga ky trazim. Atëherë u shpallën ajetet Kur’anore:

“**O ti Pejgamber, thuaju grave tuaja: "Në qoftë se lakmoni jetën e kësaj bote dhe stolitë e saj, atëherë ejani: unë po ju jap furnizimin (për lëshim) dhe po ju lëshoj ashtu si është e**

**rrugës. E në qoftë se e doni All-llahun, të dërguarin e Tij dhe botën tjetër, atëherë të jeni të sigurta se All-llahu ka përgatitur shpërblim të madh për ato prej jush që bëjnë punë të mira.”** ***(Kur’ani, 33:28-29)***

Omeri, njëri nga as-habët, e përshkruan dhomën e Muhamedit a.s. si një kthinë skajshmërish të vobektë: me krejt tri lëkura të thara bagëtie për shtrirje dhe vetëm një grusht elb diku në qoshe për ushqim. Omeri u trazua nga kjo, por Pejgamberi iu përgjigj: **“O Omer akoma vazhdon të dyshosh në këtë gjë? Qetësia dhe rehatia në botën e përjetshme janë shumë më të mira se sa rehatia në këtë botë…”**. Kështu që ai gjithmonë mbeti një shërbyes i denjë i Allahut i cili nuk kishte as edhe një grimë dashurie për pasurinë e kësaj bote.

As pushteti nuk ishte aspiratë e tij. Ai për vite të tëra përjetoi poshtërimin nga arabët kur shumë lehtë mund të ishte udhëheqësi i tyre pasi që ata vetë ia kishin ofruar këtë gjë. E edhe kur arriti të bëhej udhëheqësi i tërë bashkësisë së besimtarëve mbeti po i njëjti. Një besimtar modest i përkushtuar i cili nuk e dallonte veten në asnjë mënyrë nga ndonjë besimtar tjetër i thjeshtë. Vendimet që i merrte ishin në këshillim me besimtarët dhe as edhe një herë të vetme nuk u vërejt mania e pushtetit tek ai. I pranonte edhe kritikat megjithë madhështinë e tij si person. Ishte lutur që varri i tij dhe personi i tij të mos ktheheshin në idhull pas vdekjes së tij. Nuk linte njerëzit që të ngriheshin në këmbë si shenjë respekti ndaj tij. Vetë punonte për kafshatën e gojës së vet e të familjes së tij dhe nuk ia lejonte vetvetes të jetuarit në komforin e pasurisë siç do të bënin udhëheqësit e asaj kohe e edhe të së sotmes. Thjeshtë ishte vetëm njëri ndër besimtarët, me të vetmen epërsi se e përcillte mesazhin e Zotit tek të tjerët.

As edhe bashkimi i arabëve nuk mund të thuhet se ishte qëllimi i tij sepse ideja që qëndron në thelb të Kur’anit është një

bashkim i njerëzve nën ombrellën e Allahut pa dallim ngjyre, race apo kombi:

**“Thuaj (Muhammed): "O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut te të gjithë ju. All-llahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s'ka të adhuruar tjetër pos Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni All-llahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson All-llahun dhe shpalljet e Tij, ndiqeni rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën” *(Kur’ani, 7:158)***

**“E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat.” *(Kur’ani, 21:107)***

Kështu që të pohosh se Muhamedi kishte për qëllim arritjen e pushtetit, lavdisë, apo bashkimin e arabëve nëpërmjet të shkruarit të Kur’anit dhe atribuimin e tij Allahut, është një naivitet i paskrupullt. Ai kishte pasur raste të padyshimta për ti arritur tërë këto pa Kur’anin. E edhe me Kur’anin ai nuk tregoi as edhe një shenjë të vockël të ndonjë qëllimi të ndërlidhur me ato pozicione.

### A është Kur’ani kopje e burimeve hebreo-kristiane?

Një ndër akuzat më të rëndomta rreth autorësisë së Kur’anit është se ai u kopjua qëllimisht nga Muhamedi prej shkrimeve hebreo-kristiane. Faktikisht kjo akuzë është ripërtëritje e pohimeve të vjetra pagane të kohës së Profetit Muhamed, megjithëqë në një formë tjetër:

“**Edhe thanë: "(për Kur'anin) Janë legjenda të të parëve, që ai (Muhammedi) kërkoi t'i shkruhen ato, e i lexohen atij mëngjes e mbrëmje"” *(Kur’ani, 25:5)***

Sipas logjikës së kësaj akuze duke qenë se Kur’ani flet për shumë ngjarje të cilat përmenden gjithashtu edhe në Bibël ky u dashka të jetë një kopje e saj. Mirëpo kjo akuzë është fare e paargumentuar. Pikë së pari ngjashmëria nuk do të thotë medoemos kopjim. Allahu xh.sh. e bën të qartë në Kur’an se mesazhi që ai po shpallte nëpërmjet Muhamedit a.s. nuk ishte diçka e re, por ishte vetëm një vazhdim i zinxhirit të mëhershëm të porosive dhënë nga Zoti nëpërmjet profetëve.

”**Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is'hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin”** ***(Kur’ani, 4:163).***

Është e natyrshme që mesazhi i gjithë këtyre profetëve ishte i njëjtë duke qenë se ata vinin nga Zoti i njëjtë, dhe tash vetëm pasi që në Bibël kanë mbetur gjurmë të mesazhit të vërtetë të përcjellë nga profetët, nuk është aspak e çuditshme nëse edhe në Kur’an gjejmë paralelizma me ngjarje të caktuara nga aty. Akuza se Kur’ani është kopje e Biblës vetëm pse të dy librat flasin për disa ngjarje të njëjta është shumë naive. Nëse arsyetojmë kështu atëherë na del psh se edhe Bibla është kopje e gojëdhënave dhe burimeve të vjetra Mesopotamike apo të tjera, duke qenë se në këto burime më të vjetra se Bibla mund të gjenden gjithashtu gjurmë për konceptin e një Perëndie të Vetëm dhe po ashtu bie fjala konkretisht flitet për përmbytjen e madhe. Ka edhe plot shembuj të tjerë të paralelizmave midis Biblës dhe burimeve të vjetra pagane apo të tjera dhe kjo gjithsesi nuk do të thotë se njëra u kopjua nga tjetra.

Mangësia tjetër e kësaj akuze qëndron në faktin se megjithëqë janë shkruar qindra faqe në këtë drejtim kurrë nuk është gjetur cili ishte personi misterioz nga i cili Muhamedi

mësoi Biblën apo mësimet hebreo-kristiane për ti kyçur pastaj ato në Kur'an, për arsyen e thjeshtë se një person apo grup personash të tillë nuk ekzistonin. Pastaj Muhamedi a.s. ishte analfabet dhe nuk me këtë bie edhe hipoteza se ai kishte lexuar diçka nga burimet e supozuara.

Jologjikshmëria tjetër e kësaj akuze është se megjithëqë në disa raste Kur'ani flet për ngjarje të njëjta me Biblën, ato në asnjë mënyrë nuk janë identike por ndërrojnë thelbësisht. Pastaj ky edhe ishte misioni themelor i Muhamedit a.s.: *që të përmirësonte mesazhin e Zotit i cili ishte korruptuar deri atëherë.*

Për shembull, në konceptin Kur'anor për Zotin nuk gjenden as edhe në një rast të vetëm mangësitë të cilat vërehen në një mori rastesh në Bibël. Koncepti Biblik për Allahun është sikur Ai të ishte një Perëndi vetëm i Izraelit ndërsa Kur'ani nuk e quan asnjëherë Allahun Zot vetëm të Kurejshitëve apo vetëm të Arabëve. Sipas Biblës Zoti mbajti lidhje gjatë gjithë historisë vetëm me popullin e Izraelit duke e lënë në harresë tërësisht për mijëra vite pjesën tjetër të njerëzimit. Kur'ani pohon në një mori rastesh se Allahu vazhdimisht i thirri njerëzit tek Ai duke dërguar profetë dhe thirrës tek secili popull i faqes së dheut në kohëra të ndryshme.

**"E sa pejgamberë kemi dërguar te popujt e lashtë?!"** ***(Kur'ani, 43:6)***
**"Ne kemi dërguar (pejgamberë) edhe te popujt para teje"** ***(Kur'ani, 6:42)***
**"Secili popull kishte të dërguarin e vet"** ***(Kur'ani, 10:47)***

Sipas Kur'anit pra Allahu komunikoi gjatë kohërave me tërë njerëzimin dhe jo vetëm me hebrenjtë.

Sipas Biblës Zoti ndonjëherë edhe pendohet për atë që ka bërë. Ai faktikisht sipas **Zanafillës 6:6** [11] u pendua që krijoi njerëzimin. Pendimi implikon jopërsosshmërinë dhe mosposedimin e njohurisë për të ardhmen. Në anën tjetër, Zoti i përshkruar në Kur'an është një Zot i përsosur (psh **Kur'ani: 6:139** [12]**, 34:1** [13] etj) dhe gjithashtu në rastin specifik Ai nuk do të pendohej kurrë për krijimin e njerëzimit sepse ky nuk ishte një krijim i rastësishëm por i planifikuar **(Kur'ani: 6:73, 51:56, 46:3**[14] etj)**.** Zoti sipas Biblës në disa raste është përshkruar si një Perëndi që ka frikë nga fuqia e njerëzve (**Zanafilla, 3:22-24**). **Zanafilla 11:5-9** e përshkruan ngatërrimin e gjuhëve të njerëzve në kohën e ndërtimit të kullës së Babelit gjoja nga frika e Zotit se njerëzit nuk do ti ndalte tanimë asgjë nga **'ajo që ata kanë ndërmend të bëjnë'**.

Mandej koncepti Biblik për mëkatin dhe shpëtimin është krejt i ndryshëm nga ai i Kur'anit. Përderisa Bibla tërë barrën e mëkatit të njerëzimit ia vë Evës (**Zanafilla, 3:12-17**) dhe pastaj Pali e akuzon gruan si fajtore të rënies në mëkat (duke e përmendur ironikisht tek **1 Timoteu 2:14** se *"nuk u gënjye Adami, por **gruaja** u gënjye dhe ra në shkelje"*), Kur'ani tregon se ngrënia nga pema e ndaluar ishte gabim i përbashkët i Ademit dhe Havës (**Kur'ani, 2:36**), dhe ky nuk ishte **një infektim i përgjithshëm i njerëzimit me mëkat sepse këta të dy u penduan (Kur'ani, 7:23),** por se dallimi i njohjes të së keqes nga e mira ishte një veti e planifikuar më herët për njerëzit

---

[11] **"Dhe Zoti u pendua që kishte krijuar njeriun mbi tokë dhe u brengos për këtë në zemër të vet."** ***(Zanafilla, 6:6)***

[12] **"…Ai është i përsosur në punët e Tij, i dijshëm për krijesat e Tij."** ***(Kur'ani, 6:139)***

[13] **"…Ai është i urti, i përsosuri në njohuri."** ***(Kur'ani, 34:1)***

[14] **"Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe atë që ekziston ndërmjet tyre, përpos me qëllim dhe për një afat të caktuar, kurse ata që nuk besuan, nuk i vunë veshin asaj me çka u tërhiqet vërejtja."** ***(Kur'ani, 46:3)***

**(Kur'ani, 2:30)**. Vendosja e njerëzimit në Tokë nuk ishte siç pohon Bibla dënim për shkak të mëkatit fillestar (**Zanafilla, 3**), por ishte plan i paracaktuar nga Allahu xh.sh. më herët (**Kur'ani, 2:30**). Edhe shpëtimi sipas Kur'anit mbërrihet me nënshtrim Allahut xh.sh. dhe me mëshirën e Tij bashkë me besimin në Të e jo me derdhjen e gjakut të ndokujt.

Koncepti Biblik për profetët është i tillë që në raste të shumta i përshkruan ata si mëkatarët më të mëdhenj. Noa a.s. është përshkruar në Bibël si një pijanec i cili defilonte lakuriq para bijve të tij **(Zanafilla, 9:20-24),** Aaroni është akuzuar si gdhendës i viçit të artë i cili u adhurua për perëndi **(Dalja, 32:3-4),** Solomoni e Davidi janë përshkruar si adhurues idhujsh apo si persona të përfshirë në kurvëri **(1 Mbretërit 11:9-10, 2 Samueli 11:4-5),** ndërsa për Lotin a.s. është thënë se pati marrëdhënie intime me bijat e tij derisa ishte i dehur **(Zanafilla, 19:31-36).** Koncepti Kur'anor për profetët është larg kësaj. Ata ishin njerëz të shenjtë të Allahut të cilët shërbyen si shembuj për popujt ku ishin dërguar.

Këto ishin vetëm disa nga dallimet, përndryshe raste të tilla janë të shumta. Teoria e kopjimit të Kur'anit nga Bibla zbehet edhe më shumë nga prania në Kur'an e rrëfimeve të cilat nuk gjenden në Bibël; si psh ngjarjet nga populli i Adit dhe Themudit (**Kur'ani: 11:50, 22:42, 41:15** etj) sikur edhe një mori tjetër ngjarjesh të ndërlidhura për profetët, disa nga ta të panjohur për Biblën.

Mohimit të teorisë se Kur'ani është kopje e Biblës përfundimisht i jep vulë fakti se Kur'ani nuk përmban disa nga gabimet historike të cilat janë evidente në Bibël por për më tepër i përmirëson ato. Për shembull në mënyrë të vazhdueshme Bibla i quan sunduesit e kohës së Abrahamit (**Zanafilla 12:17, Zanafilla 12:20** etj) dhe Jozefit (**Zanafilla 41:14, Zanafilla 41:46** dhe dhjetëra raste të tjera) me titullin *'faraon'* ndërsa gjetjet e reja arkeologjike na bëjnë të njohur se termi *'faraon'*

ishte përdorur vetëm gjatë kohës së profetit Moisi e këtej. Kur'ani as edhe një herë të vetme nuk e quan sunduesin e kohës së profetit Abraham apo Jozef me titullin faraon. Bie fjala në një mori rastesh gjatë tregimit të ngjarjeve të profetit Jozef është përdorur titulli *'mbreti'* (i Egjiptit') e jo faraoni (**Kur'ani: 12:43, 12:72,** etj). Kjo nuk është rastësi sepse në rastin e Moisiut a.s. Kur'ani frekuentisht e përdorë termin *'faraon'* për t'iu adresuar sundimtarit të Egjiptit (**Kur'ani: 7:104, 11:97, 44:31, 50:13, 69:9, 79:17-25** etj etj). Ky gabim i Biblës është i sqarueshëm me faktin se në kohën kur po shkruheshin rrëfimet e tilla Biblike, shumë kohë pas Moisiut, autorët i njihnin sundimtarët e Egjiptit me emrin *'faraon'* ndërsa nuk e kishin të njohur se në kohën kur kishin ndodhur rrëfimet, termi *'faraon'* as që ekzistonte në atë kuptim. Por si e dinte Kur'ani një gjë të tillë? Në kohën e Muhamedit a.s. nuk ekzistonte bagazhi arkeologjik që e nxori në dritë këtë fakt. Kjo e dokumenton më së miri origjinën hyjnore të Kur'anit dhe naivitetin e pohimit se Kur'ani është kopje e Biblës. Po qe se Kur'ani do të ishte bazuar në Bibël ai do të trashëgonte edhe gabimet e Biblës gjithashtu.

### Kur'ani - Fjala e Përjetshme e Zotit drejtuar njerëzimit

Dallimi më i madh midis Kur'anit dhe cilitdo libër tjetër të shenjtë të ndonjë besimi specifik qëndron në atë se Kur'ani vazhdimisht e pohon origjinën e tij hyjnore nga Zoti i botës. Ekzistojnë një mori shembujsh të tillë:

**"Është e vërtetë se All-llahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe sheriatin, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur."** ***(Kur'ani, 3:164)***

**“A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kur'anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej All-llahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie.”** ***(Kur’ani, 4:82)***
**“Ne të zbritëm ty (Muhammed) librin (Kur'anin) me plot të vërteta, që të gjykosh mes njerëzve me atë që të mësoi All-llahu”** ***(Kur’ani, 4:105)***
**“O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kur'ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët”** ***(Kur’ani, 10:57)***
**“Ne nuk ta shpallëm ty për tjetër Kur'anin, vetëm që t'u sqarosh atyre atë për çka u përçanë, e (ta zbritëm) që të jetë udhëzim e mëshirë për njerëzit që besojnë.”** ***(Kur’ani, 16:64)***

Ajetet e tilla janë me shumicë. Pothuajse çdo sure e Kur’anit e përmban pohimin për vulën e autorësisë së Allahut xh.sh. Dhe Ai jo vetëm që e shpalli Kur’anin  por edhe duke qenë se ai duhej të mbetej si mesazh njerëzimit deri në fundin e kohës, ai duhej të ruhej ashtu siç ishte shpallur prandaj edhe premtimi i Tij është i mrekullueshëm:

**“Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij.”** ***(Kur’ani, 15:9)***

Çdo fjalë e Kur’anit dhe e jetës së Muhamedit a.s. e dëshmon prejardhjen e Tij Hyjnore. Karakteri i sinqertë i Muhamedit a.s. nuk lë asnjë fije dyshimi për sinqeritetin e tij në të pohuarit se Kur’ani është fjalë e Allahut. Ai veçse kishte qenë i njohur si *‘i besueshmi-i sinqerti’* edhe para se të thirrej për Profet. Edhe armiqtë e tij më të mëdhenj e pranonin çiltërsinë e personalitetit të tij.

Megjithëqë nuk ka nevojë për asnjë dëshmi më tepër se sa Fjala e Vetë Zotit që e konfirmon origjinën hyjnore të Kur’anit, sikur edhe karakteri i dëlirë i Profetit Muhamed i cili na

e përcolli atë, ne do ti përmendim edhe disa fakte të tjera të cilat e bëjnë të besueshëm Kur'anin si të ardhur nga Zoti.

Më herët veçse janë përmendur disa raste ku Kur'ani nuk trashëgoi gabime nga Bibla por e kishte përmirësuar atë, gjë që e dëshmon origjinën hyjnore të Kur'anit, ndërsa tash do të përmendim edhe disa fakte të tjera të cilat nuk kishte kurrfarë gjase që Muhamedi a.s. ti dinte apo ti parashikonte po të ishte një mashtrues dhe jo Profet i Zotit.

**# Përmendja e Hamanit – një fakt historik i gjetur shumë shekuj pas Muhamedit a.s.**

Megjithëse Bibla na jep një histori të detajuar të Profetit Moisi ajo në asnjë rast nuk e përmend Hamanin, një titull apo person ky i përmendur disa herë në Kur'an si dikush i afërt me faraonin e kohës së Musaut a.s. i cili kishte ndihmuar në kryerjen e ndërtimeve të bëra atëbotë në Egjipt. Kjo gjë ishte tërësisht e panjohur për historianët dhe egjiptologët deri në zbulimin e disa materialeve të vjetra të kohës së Egjiptit antik dhe deri me arritjen e zbulimit të domethënies së hieroglifëve. Deshifrimi i hieroglifëve e bëri të njohur përmendjen e emrit "Haman" në dorëshkrimet egjiptiane. Ky emër gjendet në monumentin e muzeut Hof-Museum në Vjenë. Në fjalorin *"Njerëzit në mbretërinë e re"*, i cili u përgatit duke u bazuar mbi tërë përmbledhjet e dorëshkrimeve, përmendet se Hamani ka qenë *"përgjegjës i punëtorëve të cilët nxirrnin shkëmbinj"*.[15] Është e mrekullueshme se si kjo përputhet saktësisht me atë që thuhet në Kur'an:

**"Faraoni tha: "O ju krerët e popullit! Unë nuk di të keni ndonjë zot tjetër përveç meje, ndaj ti o Haman, prodho për mua tulla, duke pjekur baltën dhe ndërtomë një kullë të**

[15] Harun Yahya në "Mrekullitë e Kur'anit"

**lartë, ndoshta do të arrij të shoh Zotin e Musait, megjithëse unë mendoj se në të vërtetë ai është gënjeshtar."** ***(Kur'ani, 28:38)***

Prandaj është marrëzi të pohosh se Muhamedi e kopjoi Kur'anin nga Bibla kur një gjë e tillë as që përmendet në Bibël, sikundër edhe është marrëzi të pohosh se Muhamedi a.s. dinte gjithë ato gjetje arkeologjike dhe leximin e hieroglifëve, gjëra këto të njohura tek në shekujt e tashëm të vonshëm. Faktikisht kjo e dëshmon dijen e përsosur të Allahut të përmbajtur në Fjalën e Tij në Kur'an.

**# Qyteti antik i Iremit i përmendur në Kur'an dhe i zbuluar në shek. XX**

Në suren 89 të Kur'anit Allahu përmend një popull dhe një qytet tërësisht të panjohur për historinë e deri disa dekadave më parë:

"**A nuk e di ti se ç'bëri Zoti yt me Ad-in? Me banorët e Iremit me ndërtesa të larta?..**" ***(Kur'ani, 89:6-7)***

Deri në vitet e shtatëdhjeta të shekullit XX ky qytet ishte inekzistent për historinë. Mirëpo në atë kohë gjatë gërmimeve në Siri u zbulua një qytet i quajtur Elba. Qyteti besohet të jetë nja 43 shekuj i vjetër dhe gjëja më e mrekullueshme është se në disa nga pllakat e gjetur në mbeturinat e këtij qyteti përmenden emrat e qyteteve me të cilat Elba kishte pasur kontakte tregtie. Dhe Iremi është një ndër qytetet. Prandaj është mrekulli se si në shekullin e shtatë kur po shpallej Kur'ani dhe kur nuk dihej asgjë rreth këtij qyteti të vdekur, përmendet me emër Iremi.

**# Profecia Kur'anore rreth hyrjes në Mekë**

Origjinën Hyjnore të Kur'anit e dëshmojnë edhe profecitë e bëra aty të cilat saktësisht u përmbushën. Në **Kur'an 48:27** besimtarët përgëzohen se do të hyjnë në Mekë e cila ishte nën sundimin e paganëve, dhe disa kohë më vonë ndodhi pikërisht ashtu siç ishte profetizuar:

"**Zoti e vërtetoi ëndrrën e të dërguarit të Tij. Me dëshirën dhe vullnetin e Zotit, ju do të hyni në xhaminë e shenjtë (në Qabe) të siguruar, me flokë të rruar apo të shkurtuar, pa iu frikësuar askujt. Ai di atë çka ju nuk e dini dhe para saj ju dha një fitore të afërt (çlirimi i Hajberit)."** ***(Kur'ani, 48:27)***

Si mund të ishte Muhamedi a.s. kaq i sigurt se kjo do të ndodhte nëse nuk e kishte premtimin e vetë Zotit? Po të mos ishte kjo profeci fjalë e Zotit, ai kurrë nuk do të rrezikonte të jepte ndonjë premtim për të cilin nuk dihej se a do të realizohej.

**# Profecia rreth fitores së Bizantit**

Një profeci tjetër e cila gjithashtu u përmbush mrekullisht është ajo rreth fitores së Bizantit e bërë në kohën kur jo vetëm që nuk kishte as edhe një shenjë të vockël se do të ndodhte ashtu siç po profetizohej por në atë kohë në fakt Bizanti sapo kishte pësuar një humbje të thellë. Kështu rreth vitit 620 pas Isait u shpallën këto ajete Kur'anore:

"**Bizantinët (romakët) u mundën, në tokën më të ulët (afërt), por pas disfatës së tyre, ata do të ngadhënjejnë brenda pak viteve. Çështja është vendim i All-llahut, fillim e mbarim (për disfatë dhe për fitore). E atë ditë (kur do të fitojnë bizantinët) besimtarët do të gëzohen"** ***(Kur'ani, 30:2-4)***

Gjithçka tregonte për një shkatërrim të përjetshëm të Bizantit dhe të përmendësh një fitore për të ishte diçka shumë e palogjikshme në atë kohë, por Zoti i cili është njohës i të tashmes dhe të ardhmes e di më së miri. Fjala *'pak'* e përdorur tek kjo profeci *'brenda* ***pak*** *viteve'*) në arabisht është *bid'a* dhe ka kuptimin e periudhës prej **tre** deri **nëntë** vite. Një pagan arab i quajtur Ubej ishte aq i sigurt, sikur edhe të gjithë jobesimtarët, se kjo kurrë nuk do të ndodhte dhe i premtoi Ebu-Bekrit r.a. njëqind deve nëse do të dilte siç kishte profetizuar Muhamedi a.s. Dhe ndodhi që rreth **shtatë** vite pas thënies së kësaj profecie Perandoria Bizantine njëmend fitoi pas një beteje të përgjakshme me Persët. Këta të fundit u detyruan të bëjnë një marrëveshje me Bizantinët dhe ti kthejnë tokat e pushtuara më herët. Fjala e Allahut edhe një herë u bë realitet. Në atë kohë Ubeji veçse nuk ishte më në këtë botë dhe ishte familja e tij ajo që u detyrua t'ia paguante borxhin Ebu Bekrit. Në të njëjtën kohë ndodhi që edhe myslimanët fituan mbi paganët Kurejshitë, kështu që besimtarët u gëzuan pamasë ashtu siç parashihte edhe vetë profecia.

## Kur'ani është padyshim nga Allahu

Ka edhe mjaft argumente të tjera të cilat dëshmojnë se padyshim Kur'ani vjen nga Allahu xh.sh. dhe jo nga dikush tjetër. Kah fundi i Kur'anit (**Sureja 111**) ekziston një sure e cila i kushtohet xhaxhait të Profetit Muhamed, Ebu Lehebit, dhe gruas së tij. Aty në mënyrë kategorike është thënë se Ebu Lehebi do të digjej në zjarrin e ferrit, pra nuk do të pranonte Islamin. Kjo ishte thënë rreth 10 vite para vdekjes së Ebu Lehebit dhe ai shumë lehtë mund ta pranonte Islamin për sy e faqe vetëm për ta diskredituar Profetin Muhamed, por kjo kurrë nuk u bë sepse ato fjalë nga surja 111 ishin thënë nga Krijuesi i botërave i cili di çdo gjë dhe ato nuk mund të zhbëheshin në asnjë mënyrë. Prandaj është koha e fundit që seriozisht ti marrim në konsideratë fjalët e Allahut:

“**Ata thanë: "Përse të mos i ketë zbritur atij një mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: "Çështja e mrekullive është vetëm në duar të All-llahut, e unë nuk jam tjetër pos tërheqës i vërejtjes dhe shpjegues. Po a nuk u mjaftoi atyre që Ne ta shpallëm librin, i cili u lexohet atyre, e s'ka dyshim se kjo është dhuratë e përkujtim për njerëzit që duan të besojnë"** ***(Kur’ani, 29:50-51)***

“**Është e vërtetë se All-llahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe sheriatin, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur.”** ***(Kur’ani, 3:164)***

# GABIMET BIBLIKE

## Profecitë e dështuara dhe gabimet biblike

**Sh**peshherë kur nga një kristian tentohet që të vërtetohet njëmendësia e pohimit të tij se Bibla është vërtetë Fjalë e padiskutueshme e Perëndisë, përmenden profeci të shumta të supozuara të cilat gjoja po dëshmuakan pa dyshim se Jezusi është Zot dhe Bibla Fjalë e Zotit. Sipas tyre është jashtë çdo mundësie që aq shumë profeci të Dhiatës së Vjetër të përmbushen në Dhiatën e Re në personin e Jezusit, dhe pastaj është gjithashtu jashtë çdo mundësie njerëzore që të bëheshin edhe shumë profeci të tjera në Bibël të cilat ndodhën në të ardhmen. Kjo pastaj përdoret edhe si dëshmi sipas tyre, që jo Kur’ani por Bibla është një libër i frymëzuar Hyjnor, sepse po sipas tyre Kur’ani nuk përmban asnjë profeci, përkundër Biblës që është e mbushur me qindra sosh. Pas një studimi të mirëfilltë të teksteve të ndryshme Biblike nën prizmin e fakteve historike dhe analizave të dorëshkrimeve të shumta, mund të nxjerrim disa konkludime të cilat mund të jenë të pakëndshme për shumë nga ata që janë mësuar të besojnë se profecitë Biblike e dëshmojnë origjinën hyjnore të saj. Kur bazohemi në një shtjellim të tillë logjik, faktik dhe historik ne shohim se:

1. *Bibla përmban shumë profeci të cilat jo vetëm që nuk u realizuan ashtu siç ishin profetizuar por dështuan thellë në të gjitha aspektet. Numri i profecive të tilla të dështuara nuk është i vogël.*
2. *Shumë nga profecitë e supozuara Biblike janë shkrime të bëra pasi që ngjarjet veçse kishin ndodhur, kështu që aplikimi*

*i termit 'profeci' në këtë rast është i pasaktë, i padrejtë dhe i paarsyeshëm.*

3. *Shumë nga profecitë e supozuara të Dhiatës së Vjetër gjoja të përmbushura në Jezusin janë rikonstruim i ngjarjeve pasi që Jezusi veçse kaherë e kishte mbaruar misionin e tij tek 'kopeja e humbur e Izraelit'. Të gjitha librat e Dhiatës së Re u shkruan shumë kohë pas Jezusit dhe ishte shumë lehtë të bëhej çfarëdo supozimi se kjo apo ajo profeci ishte përmbushur në dikë, kur ajo ngjarje veçse kishte ndodhur më herët dhe tani vetëm se po rishkruhej.*

4. *Për më tepër, dhe për të nxjerrë në pah në mënyrën më të paskrupullt pohimin tonë nga pika 3, shumë profeci të supozuara për Jezusin në Dhiatën e Re jo vetëm që ishin rikonstruim i mëvonshëm i ngjarjeve, por edhe ishin të bazuara në tekste-dorëshkrime të korruptuara të Dhiatës së Vjetër, përkatësisht në përkthimet e Dhiatës së Vjetër hebraike (në greqisht para së gjithash), përkthime këto të cilat përmbanin dhe përmbajnë gabime të shumta grandioze, gjë kjo gjerësisht e njohur dhe e pranuar sot nga studiuesit biblikë.*

Konkludimi që nxirret natyrshëm kur merren parasysh të gjitha pikat e mësipërme është një sfidë e madhe për pohimin se Bibla është Fjalë e Zotit, sepse si mundet Perëndia të bëjë profeci të cilat jo vetëm që nuk realizohen por dështojnë thellë në vërtetësinë e tyre, dhe gjithashtu si mund të bëjë Zoti gabime të tilla grandioze duke bërë profeci të cilat janë të bazuara në versione me gabime gjatë përkthimit të Dhiatës së Vjetër. Për më tepër, Bibla përmban edhe mjaft kundërthënie të tjera të cilat përfundimisht e bëjnë të besueshëm qëndrimin musliman se Bibla nuk është 100 % Fjalë e Zotit dhe se ajo ka ndryshuar me kohë; sepse në të kundërtën është absurde t'i mvishen Perëndisë gabimet dhe kundërthëniet e tilla.

Më poshtë do të përmendim disa nga këto probleme vetëm sa për të ilustruar pohimin se Bibla përmban shumë gabime historike, profeci të dështuara dhe kundërthënie të brendshme.

## Gabimi i Mateut: 13 apo 14 gjenerata?

Allahu xh.sh. e ka treguar shumë qartë në Kur’an se Fjala e Zotit nuk guxon të përmbajë kundërthënie:

**“A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kur'anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej All-llahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie” *(Kur’ani, 4:82)***

Njësoj është përmendur edhe në ajete të tjera **(Kur’ani 18:1, 39:28)**, kështu që ekzistimi i kundërthënieve në ndonjë libër të konsideruar për të shenjtë automatikisht e bën të ditur se ai libër nuk vjen nga Zoti.

Duke qenë se Bibla u shkrua e u rishkrua nga autorë të ndryshëm, jo të frymëzuar direkt nga Zoti, është e natyrshme që në të gjenden gabime dhe kundërthënie të shumta. Tek Ungjilli sipas Mateut ekziston një kundërthënie e tillë e cila patjetër se nuk ka pasur mundësi që ta ketë për autor Perëndinë. Duke e përshkruar gjenaologjinë e Jezusit, në kapitullin e parë të Ungjillit sipas Mateut, autori ka bërë një gabim gjatë renditjes së brezave të supozuar si paraardhës të Jezusit.

**“Kështu të gjithë brezat nga Abrahami deri te Davidi bëhen katërmbëdhjetë breza, nga Davidi deri te internimi në Babiloni, katërmbëdhjetë breza; dhe *nga internimi në Babiloni deri te Krishti, katërmbëdhjetë breza*" *(Ungjilli sipas Mateut, 1:17)***

Autori ka pohuar se janë katërmbëdhjetë breza prej internimit në Babiloni deri tek Jezusi, ndërsa kur shohim brezat e dhënë disa vargje më sipër në kapitullin e parë, vërejmë se në këtë periudhë janë vetëm trembëdhjetë breza. Bazuar në vargjet e kapitullit të parë të Ungjillit sipas Mateut kemi këta breza në të tri periudhat:

| **Nga Abrahami deri te Davidi** ***katërmbëdhjetë breza*** | **Nga Davidi deri te internimi në Babiloni** ***katërmbëdhjetë breza*** | **Nga internimi deri te Jezusi** ***trembëdhjetë breza*** |
|---|---|---|
| 1. Abrahami | 1. Salomoni | 1. Salatieli |
| 2. Isaku | 2. Roboami | 2. Zorobabeli |
| 3. Jakobi | 3. Abia | 3. Abiudi |
| 4. Juda | 4. Asai | 4. Eliakimi |
| 5. Faresi | 5. Jozafati | 5. Azori |
| 6. Esromi | 6. Jorami | 6. Sadoku |
| 7. Arami | 7. Ozia | 7. Akimi |
| 8. Aminadabi | 8. Joatami | 8. Eliudi |
| 9. Naasoni | 9. Akazi | 9. Eleazari |
| 10. Salmoni | 10. Ezekia | 10. Matthani |
| 11. Boozi | 11. Manaseu | 11. Jakobi |
| 12. Obedi | 12. Amoni | 12. Jozefi |
| 13. Jeseu | 13. Josia | 13. Jezusi |
| 14. Davidi | 14. Jekonia | **14. ?????** |
| **Mateu 1:2-6** | **Mateu 1:7-11** | **Mateu 1:12-16** |

Siç shihet në periudhën e tretë mungon një brez dhe nga të krishterët ka pasur tentime të shumta të pasuksesshme për ta sqaruar këtë kundërthënie biblike. Njëri nga arsyetimet që përsëritet më së shpeshti është se ekzistojnë dy persona të

ndryshëm me emër të njëjtë *Jekonia*. Ky është një arsyetim joserioz sepse nga vargjet e kapitullit të parë të Mateut kuptojmë se nuk kishte ndonjë zbrazëtirë midis brezave duke qenë se gjeneratat janë përmendur në formën *"Abrahamit i lindi Isaku, Isakut i lindi Jakobi, Jakobit i lindi Juda....."* e kështu me radhë. Gjithashtu, po të ekzistonte edhe një Jekonia tjetër ai do ta kishte një baba dhe ai baba do ta përbënte një brez i cili pastaj do ta çrregullonte sërish numrin nga 14 breza për secilën nga të tri periudhat sepse me të në njërën nga periudhat do të kishim **pesëmbëdhjetë breza**. Arsyetimi tjetër ka qenë se Jekonia duhej të numërohej (çuditërisht) dy herë, edhe në periudhën prej Davidit deri te internimi në Babiloni e edhe në periudhën prej internimit në Babiloni deri tek Jezusi, pasi që sipas këtij pohimi Jekonia është përmendur edhe në vargun 7 edhe në atë 11. Mirëpo nuk është dhënë këtu logjika se përse do të duhej bërë kështu kur edhe Salomoni është përmendur dy herë (në vargun 6 dhe 7) dhe ai nuk llogaritet dy herë. Fundja brezi është brez dhe asnjë njeri në asnjë mënyrë nuk mund të konsiderohet si dy breza. Është mjaft e qartë se autorit të Ungjillit sipas Mateut këtu i është përvjedhur një gabim serioz i cili gjithsesi nuk mund ti atribuohet Perëndisë, sepse Zoti është i përsosur dhe nuk bën gabime të tilla. Pastaj, gjenaologjitë që japin Mateu dhe Luka përveç që nuk përputhen me njëra tjetrën, janë në kundërthënie edhe me gjenaologjitë e Dhiatës së Vjetër. Psh **Mateu 1:8** thotë se Jorami ishte ati i Uziahut, ndërsa tek **II Mbretërit 8:24 , II Mbretërit 11:2** dhe **II Mbretërit 14:1** përmendet se ekzistonin tre breza të tërë midis Joramit dhe Uziahut. Prandaj kush është gabim: Mateu apo autori i Mbretërve? Definitivisht nuk mund të jenë të frymëzuar nga i njëjti person të dy librat.

Ky ishte vetëm një shembull i vogël i kundërthënieve të brendshme biblike, përndryshe të tilla ka me bollëk.

## Një gabim tjetër i Mateut

Një gabim tjetër i cili gjithashtu gjendet tek Ungjilli sipas Mateut dëshmon qartë se Bibla si e tërë nuk e ka një burim të vetëm frymëzimi. Autori i këtij Ungjilli tek kapitulli 27 vargu 9 gabimisht citon një varg duke pohuar se ai gjendet në Librin e Jeremisë, përderisa si i tillë vargu askund nuk gjendet tek aty.

**“Atëherë u përmbush ç`ishte thënë nga profeti Jeremia që thotë: ``Dhe i morën të tridhjetë monedhat prej argjendi, çmimin e atij që e çmuan, siç kishin çmuar bijtë e Izraelit;…”** ***(Mateu, 27:9)***

Një pasazh i ngjashëm me këtë gjendet tek Zakaria 11:13 [16] dhe askund tek Jeremia. A mund të ndodhë që Zoti të gabojë në një mënyrë të tillë duke pohuar se vargu gjendej tek Jeremia përderisa ai ishte tek Zakaria?

Dhe pastaj vargu është një tentim naiv për të nxjerrë një profeci nga ngjarja e treguar tek libri i Zakarias. Përderisa tek Zakaria nuk ka as edhe një supozim të vogël rreth ndonjë profecie për Jezusin, Mateu e ka paraqitur këtë ndodhi nga Libri i Zakarias si përmbushje në ngjarjet që i paraprinë kryqëzimit të supozuar të Krishtit.

## Profecitë e dështuara Biblike

Bibla edhe ashtu si është na e bën të qartë se profetët e rremë ekzistojnë dhe gjithashtu e sqaron mënyrën e të dalluarit të profecisë së rreme nga ajo e vërteta, pra dallimin e fjalës të cilën e ka thënë Perëndia nga tjetra:

---

[16] **“Por Zoti më tha: "Hidhja poçarit çmimin madhështor me të cilin ata më vlerësuan". Atëherë i mora tridhjetë siklat prej argjendi dhe i hodha në shtëpinë e Zotit për poçarin.”** ***(Zakaria, 11:13)***

**“Dhe nëse ti thua në zemrën tënde: "Si do të bëjmë për të dalluar fjalën që Zoti nuk ka thënë?". Kur profeti flet në emër të Zotit dhe kjo gjë nuk ndodh dhe nuk realizohet, kemi të bëjmë me një gjë që Zoti nuk e ka thënë; e ka thënë profeti me mendjemadhësi; mos ki frikë prej tij"“*(Ligji i Përtërirë, 18:21-22)***

Në Bibël ekzistojnë një mori profecish të cilat kurrë nuk u realizuan, dhe tash bazuar në testin nga Ligji i Përtërirë del se fjalët e tilla nuk mund të konsiderohen për Fjalë të Zotit në asnjë mënyrë. Ja disa shembuj të këtyre profecive të rreme:

**# Profecia e dështuar rreth Tiros nga libri i Ezekielit**

Në librin Biblik të Ezekielit gjendet një ‘profeci’ rreth Tiros dhe Egjiptit. Sipas këtij parashikimi Tiro do të shkatërrohej, përkatësisht do të mposhtej nga Nebukadnetsari, mbreti i Babilonisë.

**“Sepse kështu thotë Zoti, Zoti: "Ja, unë sjell nga veriu kundër Tiros Nebukadnetsarin, mbretin e Babilonisë, mbretin e mbretërve, me kuaj, me qerre, me kalorës dhe një shumicë të madhe njerëzish. Ai do të vrasë me shpatë bijat e tua që janë në fshat, do të ngrejë kundër teje kulla, do të ndërtojë kundër teje një ledh dhe do të ngrejë kundër teje një çati mburojash. Do të drejtojë kundër mureve të tua deshtë e tij dhe do të rrëzojë kullat e tua me kazmat e tij. Për shkak të morisë së kuajve të tij do të mbulohesh nga pluhuri i tyre; muret e tua do të dridhen nga zhurma e kalorësve, të rrotave dhe të qerreve......... Me këmbët e kuajve të tij do të shkelë tërë rrugët e tua, do të vrasë popullin tënd me shpatë dhe shtyllat e tua të fuqishme do të rrëzohen. Do të grabitin pasuritë e tua, do të plaçkitin mallrat e tua, do të rrëzojnë muret e tua, do të shkatërrojnë shtëpitë e tua të bukura, do të**

**hedhin në mes të ujit gurët e tua, drurin tënd dhe tokën tënde. Do të bëj të pushojë zhurma e këngëve të tua dhe zëri i harpave të tua nuk do të dëgjohet më. Do të të bëj si një shkëmb të zhveshur; do të jesh një vend për të nderur rrjetat; <u>nuk do të rindërtohesh më</u>, sepse unë, Zoti, fola, thotë Zoti, Zoti"." *(Ezekieli, 26:7-14)***

Kjo 'profeci' sipas studiuesve Biblikë do të jetë bërë rreth vitit 587 p.e.s. dhe në atë kohë njëmend dukej të kishte gjasë të realizohej duke pasur parasysh fuqinë e mbretit Babilonas dhe rrethanat. Siç shihet nga fragmenti i mësipërm, qartë profetizohet rënia dhe shkatërrimi total i Tiros nga Nebukadnestari. Pas një rrethimi që zgjati për rreth 13 vite Nebukadnestari u largua nga rrethimi i Tiros dhe u detyrua që të bënte një marrëveshje kompromisi.[17] Kështu që qartë Nebukadnestari nuk e shkatërroi Tiron siç parashihte profecia. Për më tepër Tiro u shkatërrua jo nga Nebukadnestari por nga Aleksandri i Madh 240 vite më vonë dhe gjithnjë në kundërshtim me profecinë, qyteti i Tiros eventualisht u rindërtua.[18] Për të qenë absurdi më i madh po ky qytet si i rindërtuar përmendet edhe në vetë Dhiatën e Re, pas ardhjes së Jezusit. [19]

---

[17] Asimov "Guide to the Bible" faqe 587-588

[18] Howell-Smith "In search of the real Bible" faqe 40-41

[19] Marku, 7:24 **"Pastaj (Jezusi) u nis që andej dhe shkoi në krahinën e *Tiros* dhe të Sidonit; hyri në një shtëpi dhe donte që askush të mos e dinte, por nuk mundi të qëndrojë i fshehur."**

Veprat e Apostujve, 12:20 **"Por Herodi ishte i zemëruar kundër *tirasve* dhe sidonasve; por ata, si u morën vesh midis tyre, u paraqitën para tij dhe, mbasi ia mbushën mendjen Blastit, kamarierit të mbretit, kërkuan paqe, sepse vendi i tyre furnizohej me ushqime nga vendi i mbretit."**

**# Profecia e dështuar rreth Egjiptit nga Libri i Ezekielit**

Po në librin e Ezekielit jepet një profeci tjetër e dështuar rreth Egjiptit:

**“Prandaj kështu thotë Zoti, Zoti: "Ja, unë do të sjell mbi ty shpatën dhe do të shkatërroj mes teje njerëz dhe kafshë; kështu vendi i Egjiptit do të bëhet një mjerim dhe një shkreti, dhe do të pranojnë që unë jam Zoti, sepse ai ka thënë: "Lumi është imi dhe e kam bërë unë vetë". Prandaj ja, unë jam kundër teje dhe lumit tënd; do ta katandis vendin e Egjiptit në një mjerim të plotë dhe në shkreti nga Migdoli deri në Sienë, deri në kufijtë me Etiopinë. Nuk do të kalojë asnjë këmbë njeriu, as do të kalojë ndonjë këmbë kafshe, dhe nuk do të banohet për dyzet vjet me radhë. Do të bëj vendin e Egjiptit një shkreti midis vendeve të shkretuara, dhe qytetet e tij do të jenë një shkreti për dyzet vjet, në mes të qyteteve të shkatërruara; do t'i shpërndaj Egjiptasit midis kombeve dhe do t'i hedh nëpër vende të ndryshme".” *(Ezekieli, 29:8-12)***

Ky ‘parashikim’ sikur është kampioni i profecive të dështuara Biblike për arsye se:

- Egjipti kurrë nuk është shkretuar dhe mjeruar
- Njerëzit kanë kaluar dhe ecur përherë nëpër të
- Nuk ka pasur as edhe një moment të vetëm, e lëre më 40 vite siç parasheh ‘profecia’ kur Egjipti ka qenë i pabanuar
- Qytetet e tij kurrë nuk janë shkretuar për ndonjë periudhë kohore
- Dhe së fundi nuk ka pasur ndonjë diasporë Egjiptiane [20]

Kështu që edhe profecia tjetër nga ***Ezekieli 29:20:***

[20] McKinsey “Biblical Errancy” faqe 304

**“Për mundin që ke bërë kundër tij unë i jap vendin e Egjiptit, sepse kanë punuar për mua", thotë Zoti, Zoti.”**

është një dështim pasi që Nebukadnatseri kurrë nuk e morri Egjiptin.

**# Profecia e dështuar rreth viteve të ekzilit në Librin e Jeremisë**

Në librin e Jeremisë gjendet një profeci tjetër e dështuar. Gabimisht aty parashikohen 70 vite për ekzilin babilonik por ai zgjati vetëm 59 vite.

**“"Kështu thotë Zoti: Kur të mbushen shtatëdhjetë vjet për Babiloninë, unë do t'ju vizitoj dhe do ta realizoj fjalën time të mirë, duke bërë të riktheheni në këtë vend.”** ***(Jeremia, 29:10)***

Ekzili i parë filloi në vitin 597 p.e.s. kur Nebukadnestari e mori së pari Jerusalemin dhe caktoi Zedekian për mbret (mbreti i fundit i Judesë). Nebukadnestari mori gjërat nga tempulli. Fillimi i ekzilit të dytë ishte në vitin 586 p.e.s. kur Nebukadnasteri mori Jerusalemin për herë të dytë duke shtypur kryengritjen dhe shkatërruar tempullin. Fundi vjen në vitin 538 p.e.s. kur Kiri e merr Babiloninë dhe i jep fund mbretërisë së Babilonit. Atëherë hebrenjtë u lejuan që të kthehen në Jude. Kështu që në total kemi 59 vite dhe jo 70 siç thotë profecia.

**# Profecia e fabrikuar për trupin e Jezusit bërë nga Pali**

Më herët kemi përmendur se ndër argumentet thelbësore të kristianizmit janë gjoja qindra profecitë e Dhiatës së Vjetër të realizuara sipas tyre në personin e Jezu Krishtit dhe përmbushja e të cilave sipas tyre është jashtë çfarëdo mundësie njerëzore, kështu që nga kjo do të duhej të dilte supozimi se Jezusi njëmend është Perëndi dhe Bibla është 100 % Fjalë e Pandryshueshme e

Zotit. Veçse kemi sqaruar se shumë profeci të supozuara për Jezusin në Dhiatën e Re jo vetëm që ishin rikonstruim i mëvonshëm i ngjarjeve por edhe ishin të bazuara në tekste-dorëshkrime të korruptuara të Dhiatës së Vjetër, përkatësisht në përkthimet e Dhiatës së Vjetër hebraike (në greqisht para së gjithash), përkthime këto të cilat përmbajnë gabime të shumta.

Një problem me të cilin ballafaqohet vazhdimisht studiuesi i Biblës është se cili version i Dhiatës së Vjetër duhet të konsiderohet si i frymëzuar nga Perëndia: Septuaginta, versioni Mazoretik, Samaritan apo ndonjë tjetër. Dihet se ka shumë dallime midis këtyre versioneve dhe kur kihet parasysh fakti se shumica e autorëve të Dhiatës së Re gjatë citimit të Dhiatës së Vjetër përdorin versionin e Septuagintës, një problem tjetër del në shesh. Për laikët, Septuaginta është përkthimi grek i Dhiatës së Vjetër hebraike. Kur bëhet krahasimi i citateve të Dhiatës së Vjetër bërë në Dhiatën e Re me versionin Hebraik të Dhiatës së Vjetër shohim shumë dallime. Këto dallime janë qoftë si rezultat i gabimeve në përkthimin grek të Septuagintës, qoftë si rezultat i përdorimit të një versioni tjetër nga ai që njihet sot si Dhiatë e Vjetër Hebraike (versioni Mazoretik) si bazë për përkthim tek Septuaginta. Në qarqet studimore biblike është i njohur fakti se Septuaginta, pra përkthimi grek i Dhiatës së Vjetër hebraike, përmban gabime, shtesa dhe paqëndrueshmëri të shumta. Kjo në anën tjetër e vërteton atë që kemi thënë më herët se ekzistojnë dallime të konsiderueshme midis versioneve të caktuara të Biblës, në rastin konkret të Dhiatës së Vjetër. E tash nëse autorët e Dhiatës së Re citojnë një varg me gabime të tilla dhe bazojnë doktrina dhe profeci të tëra në vargje me gabime të tilla a kemi të drejtë akoma Biblën t'ia atribuojmë ndonjë frymëzimi hyjnor dhe ta konsiderojmë për Fjalë të pagabueshme të Perëndisë?

Për shembull tek **Letra Dërguar Hebrenjve 10:5-6** [21] është e qartë se Pali po citon nga **Psalmi 40:6** [22] dhe ai aty tenton të vërtetojë doktrinën e trupit të ofruar të Krishtit gjoja me profeci nga Dhiata e Vjetër. Mirëpo kur e lexojmë Psalmin e cituar në origjinalin hebraik nuk shohim të përmendet kurrfarë trupi. Fjala e përdorur aty është '**vesh**' i cili tek Septuaginta gabimisht është përkthyer si **soma – trup**. Tashti, a nuk e dinte Pali se origjinali hebraik nuk bënte fjalë për kurrfarë trupi por se ky ishte vetëm një gabim i përvjedhur në versionin grek të cilin ai e përdorte? Ky është një shembull i mirë për të sfiduar teorinë e tërësisë autoriale të Biblës dhe aludimin e prejardhjes së saj hyjnore. Nëse Perëndia njëmend ishte autor i Letrës së Hebrenjve përse Ai do të citonte përkthimin e gabuar të Dhiatës së Vjetër. A nuk e dinte Ai se çfarë kishte frymëzuar tek Psalmi 40:6 në origjinalin hebraik? Kjo është një pyetje e cila duhet shtruar nga secili nga ne, kur kihet parasysh fakti se ky nuk është rasti i vetëm; të tilla raste janë me bollëk në Dhiatën e Re ku citohet versioni i korruptuar i Septuagintës në dëm të versionit Mazoretik.

### # Profecia e fabrikuar për virgjëreshën bërë nga Ungjilli sipas Mateut

Është mirë e ditur se profeti Isa a.s. lindi në mënyrë të mrekullishme nga Mejremja e virgjër dhe muslimanët nuk kanë asgjë kundër kësaj. Mirëpo mënyra se si paraqitet kjo në Ungjillin sipas Mateut për t'u dukur si përmbushje e gjoja një profecie në Dhiatën e Vjetër, është sërish një shembull eklatant i

---

**[21] "Prandaj, duke hyrë në botë, ai thotë: ``Ti nuk deshe as flijim as mblatë, po bëre gati për mua një trup; ti nuk pëlqeve as olokauste as flijimet për mëkatin"** ***(Hebrenjve 10:5-6)***

**[22] "Ti nuk kënaqesh as me flijime as me oferta; më ke shpuar veshët. Ti nuk ke kërkuar as olokauste as flijime për mëkatin."** ***(Psalmet 40:6)***

fabrikimit të profecive, respektivisht i bazimit të ngjarjeve në burime të gabuara. ***Ungjilli sipas Mateut 1:22-23*** në mënyrë eksplicite përmend se lindja e virgjër e Jezuit po ndodhte si përmbushje e profecisë:

**“E gjithë kjo ndodhi që të përmbushej fjala e Zotit, e thënë me anë të profetit që thotë:''Ja, virgjëresha do të mbetet shtatzënë dhe do të lindë një djalë, të cilit do t'i venë emrin Emanuel, që do të thotë: "Zoti me ne"''** ***(Mateu, 1:22-23)***

Këtu është e qartë se po citohet nga Dhiata e Vjetër, nga libri i ***Isaisë 7:14***. Fjala virgjëreshë në Versionin Septuaginta është përdorur si *parthenos* që në mënyrë eksplicite do të thotë *e virgjër*. Mirëpo nëse shikojmë në origjinalin hebraik – në versionin Masoretik, fjala e përdorur aty është *almah* që ka kuptimin *grua e re* apo *vajzë e re*, prandaj nëse Isaia do të dëshironte të bënte një profeci të qartë për lindjen nga virgjëresha ai do të përdorte fjalën ekzakte hebraike për virgjëreshë *bethulah.*
Kështu që pohimi tek Ungjilli sipas Mateut 1:22-23 se lindja nga virgjëresha është profetizuar në shkrimet e shenjta (Dhiatën e Vjetër) është i bazuar në një përkthim të gabuar të fjalës hebraike për *vajzë të re*. Lindja e virgjër nuk është e profetizuar askund në Dhiatën e Vjetër Hebraike.[23] Pastaj Jezusit nuk iu vu emri Emanuel siç thuhet tek Mateu 1:23; ai u quajt Isa – Jezus.

## Përfundim

Çka mund të nxjerrim si përfundim? Është aq shumë e qartë se në Bibël ekzistojnë një sërë profecish të dështuara, një mori tjetër parashikimesh të fabrikuara ndërtuar mbi gabime në përkthim dhe versione të gabuara, sikur edhe mjaft kundërthënie

[23] Guignebert, Jesus: faqe 123, Wilson, Jesus: The Evidence: faqe 19

të tjera të brendshme. Nga ***Ligji i Përtërirë 18:21-22*** kemi parë se nëse parashikimi i profetit nuk realizohet është e qartë se është fjala për rrenë dhe jo për fjalë të Zotit. Kjo e vë në dilemë serioze pohimin që na është thënë se Bibla është padiskutueshëm dhe pandryshueshëm Fjalë e Perëndisë.

Muslimanët e kanë zgjedhur këtë problem kaherë. Zoti para rreth 14 shekujsh e dërgoi Profetin e Tij të fundit me Fjalën finale të Tij dërguar njerëzimit. Kushtet dhe rrethanat atëherë dhe tash ishin pjekur që Fjala e Zotit të mund të ruhej ashtu siç ishte thënë nga Zoti. Për më tepër një premtim të tillë e bëri edhe vetë Allahu në Kur’an:

**“Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur’anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij.”** ***(Kur’ani, 15:9)***

Gjithashtu qëndrimi i muslimanëve ka qenë i qartë gjithandej historisë. Librat e mëhershme nga Kur’ani kurrë nuk u ruajtën ashtu siç u shpallën. Bibla e sotme është një përzierje e gjurmëve të mbetura të Fjalëve të Zotit, me fjalët e Profetëve dhe historianëve apo autorëve tjerë. Nga kjo edhe gabimet e shumta në Bibël janë të logjikshme dhe të arsyetuara. Duke qenë se Kur’ani është në formën e njëjtë sikur kur iu prezantua Muhamedit a.s. shumë shekuj më herët, ai edhe është një mjet i cili e ndan shapin nga sheqeri dhe na tregon në mënyrë perfekte çka mund të besohet e çka nuk mund të besohet nga Bibla.

# BESIMI NË ALLAHUN xh.sh.: NGA JEZUSI a.s., NËPËRMJET SHËN PALIT, DERI TEK MUHAMEDI a.s.

**“Pali ishte korruptuesi i parë i mësimeve të Jezusit”**
*Thomas Jefferson, presidenti i tretë i SHBA*

## Kush ishte themeltari i Krishterimit

**N**ë librin e tij të njohur *“100 personat më me ndikim në histori”* autori amerikan Michael Hart duke i shtjelluar arsyet se përse e ka vendosur Muhamedin a.s. në vendin e parë dhe Jezusin a.s. në të tretin, sqaron se njëra ndër arsyet që e ka shtyrë ta bëjë këtë ishte se përderisa ndikimi i Muhamedit është manifestuar gjithandej historisë me respektim të drejtpërdrejtë të mësimeve të tij, në rastin e Krishterimit roli i Shën Palit në formësimin e teologjisë së krishtere, dhe manifestimin e saj tek të krishterët, është grandioz në krahasim me rolin e Jezusit, për të mos thënë se Krishterimi i sotëm është më tepër një religjion Paulian se sa një besim i bazuar në mësimet e Jezusit. Është mirë i njohur dhe i pranuar gjerësisht midis studiuesve të teologjisë krishtere se ishte Pali ai që ia dha vulën besimit të krishterë ashtu siç besohet sot, duke krijuar një religjion mbi Jezusin në vend që ky të ishte një religjion i bazuar në fjalët e Jezusit. I shtyrë pikërisht nga një fakt i tillë Thomas Jefferson, presidenti i tretë i SHBA dhe ideatori i Deklaratës së njohur të Pavarësisë, e përpiloi atë që quhet Bibla Jefferson e cila përmban vetëm citate nga Bibla të cilat i paraqesin fjalët e Jezusit, duke lënë komplet jashtë saj çfarëdo fragmenti nga Letrat e Palit, të cilat përndryshe e përbëjnë pjesën dërmuese të Dhiatës së Re. Duke parë se

Krishterimi i bazuar në doktrinat e Shën Palit ishte dukshëm më ndryshe se sa mësimet e Jezusit, Thomas Jefferson do të deklaronte në një letër të shkruar për William Short në vitin 1820:

**“Midis thënieve dhe bisedave imputuar atij (Jezusit) nga biografët e tij, unë kam gjetur shumë pasazhe të një imagjinimi të stërholluar, të moralitetit të drejtë dhe të dashamirësisë më të pastër; dhe gjithashtu kam gjetur pasazhe të tjera të një injorance të madhe, të një absurditeti të madh, të të pavërtetave të mëdha, të sharlatanizmit dhe mashtrimit, sa që është e pamundur që këto kundërthënie të kenë rrjedhur nga personi i njëjtë. Kështu që unë do ta ndaj arin nga mbeturinat, do ta restauroj atë (Jezusin) në formën që ishte, ndërsa të tjerat do t’ia lë marrëzisë së dikujt dhe mashtrimit të të tjerëve.....*Nga kjo bandë e të humburve dhe mashtruesve Pali ishte Korifeu i madh, dhe korruptuesi i parë i mësimeve të Jezusit*”**

Duke pasur parasysh për fillim këto fakte, medoemos mendjen e besimtarit në një Zot e sfidojnë pyetjet: A është njëmend kështu siç pohon Jefferson? Përse do të duhej ti jepet përparësi Palit karshi Jezusit? A dallojnë në fakt mësimet e Palit nga ato të Jezusit? Cila është dëshmia e Palit me të cilën do të bindeshim se njëmend mësimet e tij vijnë nga Perëndia dhe jo nga ai vetë? Prandaj, kush ishte Shën Pali?

## Sauli që u bë Pal

Pali, i cili para se të pohonte se e pranoi Jezusin në një vizion në rrugën e tij për në Damask quhej Saul, ishte një farise nga Tarsi, dhe ishte mirë i njohur për persekutimet që ua kishte bërë besimtarëve të hershëm të Krishtit. Ai nuk e takoi kurrë Jezusin gjatë kohës sa ky i fundit shërbeu në Palestinë dhe as që

foli ndonjëherë Jezusi për dikë që do të vinte pas tij dhe që do të bëhej strumbullari i teologjisë së krishtere duke qenë edhe autori i pjesës dërmuese të librave të Dhiatës së Re.

Storia e vizionit të supozuar të Saulit gjendet në librin Biblik të quajtur Veprat e Apostujve. Nga kjo storie e thënë tri herë në këtë libër në rrethana të ndryshme, ne shohim shumë kundërthënie të cilat me të drejtë ngrehin dyshime në vërtetësinë e personazhit të rrëfimit në veçanti dhe të vetë Biblës në përgjithësi.

| Versioni i parë i vizionit | Versioni i dytë i vizionit |
|---|---|
| ‘Por ndodhi që, ndërsa po udhëtonte dhe po i afrohej Damaskut, befas rreth tij vetëtiu një dritë nga qielli. Dhe, si u rrëzua përtokë, dëgjoi një zë që i thoshte: ``Saul, Saul, përse më përndjek?``. Dhe ai tha: ``Kush je, Zot?``. Dhe Zoti tha: ``Unë jam Jezusi, që ti e përndjek; është e rëndë për ty të godasësh me shkelm kundër gjembave``... Dhe njerëzit që udhëtonin me të ndaluan të habitur, sepse dëgjonin tingullin e zërit, por nuk shikonin njeri.<br>***Veprat, 9:3-7*** | Dhe më ndodhi që, kur isha duke udhëtuar dhe po i afrohesha Damaskut, aty nga mesi i ditës, papritmas një dritë e madhe nga qielli vetëtiu rreth meje. Dhe unë rashë përdhe dhe dëgjova një zë që po më thoshte: "Saul, Saul, përse më përndjek?". Dhe unë u përgjigja: "Kush je ti, o Zot?" Edhe ai më tha: "Unë jam Jezus Nazareasi, të cilin ti e përndjek". Edhe ata që ishin me mua e panë dritën dhe u trembën, por nuk dëgjuan zërin e atij që më fliste.<br>***Veprat, 22:6-9*** |

Ishte pikërisht ky vizion i supozuar i Palit ai që e bëri këtë të fundit të fillonte proklamimin e vetvetes si apostulli i 13-të i Jezusit. Është quajtur apostull rreth njëzetedy herë në Dhiatën e Re dhe këtë në të gjitha rastet nga vetë ai me përjashtim të dy rasteve kur është quajtur kështu nga Luka i cili supozohet të jetë autori i Veprave të Apostujve, dhe asnjëherë të vetme nga Jezusi apo nga ndonjë prej apostujve të Jezusit. Duke qenë se incidenti i

ndodhur në rrugën për Damask do të bëhej në një mënyrë pika themeltare e krijimit të Krishterimit, ai meriton një shtjellim pak më të kujdesshëm në mënyrë që të vërtetojmë nëse dëshmia e Palit është njëmend e vërtetë. Imagjinojeni vetveten si gjykatës në një seancë gjyqi ku flitet për një incident të caktuar. Në një rast të gjithë dëshmitarët e asaj seance ju deklarojnë se ata nuk e panë personin me të cilin po fliste i pandehuri por e dëgjuan bisedën. Nëse pas disa ditësh po të njëjtit dëshmitarë duke folur rreth të njëjtit rast ju deklarojnë se ata e kanë parë të pandehurin dhe personin me të cilin ai ka folur por nuk e kanë dëgjuar bisedën, atëherë a do të ju duket e vlefshme dëshmia e tyre? Pikërisht i tillë është rasti me të dy narracionet e dhëna në Veprat e Apostujve. Në kapitullin 9 vargu 7 është thënë se bashkudhëtarët e Palit e dëgjuan zërin por nuk panë asnjë njeri, përderisa në kapitullin 22 vargu 9 është thënë e kundërta e kësaj, respektivisht se ata e panë dritën e personit me të cilin fliste Pali por nuk dëgjuan asnjë zë.

E tëra fillon me këtë incident në rrugën për në Damask sepse aty sipas Palit ai e mori urdhrin nga Jezusi për të shërbyer gjoja si apostulli i tij. Këtu ishte pikënisja e formulimit të të gjitha doktrinave të krishterimit ashtu siç e njohim sot, sepse Pali jo vetëm që nuk e takoi Jezusin ndonjëherë gjatë jetës së tij por as që mësoi diçka për Jezusin nga të njëmbëdhjetë apostujt e Jezusit të cilët qëndruan krah për krah me Jezusin për vite të tëra derisa ai shërbeu në Palestinë. Dhe tash nëse kemi një kundërthënie thelbësore në këto dy dëshmi, a mund të jemi të sigurt se burimi i këtyre rrëfimeve kontradiktore është Zoti? Natyrisht se jo. Është supozuar se autori i Veprave të Apostujve është historiani Luka, përndryshe mik i afërt i Palit siç mësojmë nga burimet historike. Dhe është pikërisht ky Lukë i vetmi person që e quan Palin apostull me përjashtim të vetë Palit.

Rrëfimi rreth vizionit të Palit përmban edhe mjaft kundërthënie të tjera. Përderisa tek kapitulli 29 i Veprave të

Apostujve është thënë se Pali i mori udhëzimet për misionin e tij tek johebrenjtë nga Jezusi gjatë vizionit, tek kapitulli i 22 i Veprave thuhet se pas vizionit Pali shkoi në Damask, u kthye në Jerusalem dhe tek atëherë i pranoi instruksionet për misionin e tij. Gjithashtu një kundërthënie tjetër është se në Letrën dërguar Galatasve Pali pohon se ai nuk u kthye direkt në Jerusalem nga Damasku (siç ishte pohuar tek Veprat 22) por priti për tri vite të plota para se ta bënte këtë.

Tash, përse është kaq i rëndësishëm analizimi i dëshmisë së Palit rreth konversionit të tij? Siç do të shohim më poshtë shumica e mësimeve të Palit në asnjë pikë nuk përputhen me ato që i tha Jezusi gjatë shërbesës së tij dhe të cilat gjithashtu janë të ruajtura edhe në Ungjijtë e sotëm, dhe do të duhej një dëshmi njëmend e fuqishme për të na bërë të besojmë se ishte vullneti i Zotit që të ndryshonte mësimet të cilat i kishte predikuar Jezusi vetë. Duke parë se dëshmia e Palit përmban shumë paqëndrueshmëri dhe informata të pavërteta, me këtë vihet në dyshim edhe tërë bagazhi i mësimeve të Palit sepse si mund t'i besohet një njeriu i cili është autor apo qendër e dëshmive të tilla kontradiktore.

Kështu Sauli u bë Pal dhe filloi rrugëtimi i cili i udhëzon mbrapsht edhe sot e kësaj dite me miliona të krishterë duke i lënë në harresë këshillat e Jezusit për t'iu përmbajtur fjalëve të një apostulli të vetëquajtur.

**Pali u kundërvihet apostujve**

Pas vizionit të tij të supozuar Pali filloi fushatën e tij të formësimit dhe propagandimit të një religjioni që në thelb ishte në kundërshtim me fjalët e Jezusit dhe të apostujve të cilët ky i fundit i zgjodhi vetë dhe i mësoi me mund për disa vite me radhë duke qëndruar pandërprerë midis tyre. Është e qartë se Pali pati shumë kokëçarje për shkak se apostujt e Jezusit a.s. ishin në mospajtim me të për gjëra të caktuara. Tek Letra Galatasve Pali

e tregon qartë se kishte ardhur në konflikt të drejtpërdrejtë me Pjetrin rreth çështjes se a shpëton vetëm besimi apo ky ka nevojë edhe për vepra. Aty Pali thotë:

**“Por kur erdhi Pjetri në Antioki, unë e kundërshtova në sy…”** ***(Galatasve, 2:11)***

I tërë problemi qëndronte në faktin se Pjetri vazhdonte të respektonte Ligjin e shpallur më herët nga profetët, ashtu siç kishte bërë dhe urdhëruar vetë Jezusi a.s. Megjithëse në letër na është dhënë vetëm versioni i Palit, edhe ashtu, mjaft mirë kuptohet gjendja e tërësishme e mospajtimit të apostujve të Jezusit me Palin. Përderisa Pali po i kontribuonte me të madhe mohimit të mësimit të Jezusit për respektimin e Ligjit duke i nënvlerësuar veprat, një nga apostujt tjerë, Jakobi, shkroi gjithashtu një letër, e cila duket sikur është shkruar direkt për t’iu kundërvënë mësimeve pagane të Palit rreth Ligjit. Në Letrën e tij Jakobi thotë:

**“<u>Ç`dobi ka, vëllezër të mi, nëse dikush thotë se ka besim, por nuk ka vepra? A mund ta shpëtojë atë besimi?</u> Dhe në qoftë se një vëlla ose një motër janë të zhveshur dhe u mungon ushqimi i përditshëm, dhe dikush nga ju u thothë atyre: ``Shkoni në paqe! Ngrohuni dhe ngopuni``, dhe nuk u jepni atyre gjërat për të cilat kanë nevojë për trupin, ç`dobi ka? <u>Po kështu është edhe besimi; në qoftë se s`ka vepra, është i vdekur në vetvete.</u> Po dikush do të thotë: ``Ti ke besimin, dhe unë kam veprat``; më trego besimin tënd pa veprat e tua dhe unë do të të tregoj besimin tim me veprat e mia.”** ***(Letra e Jakobit, 2:14-18)***

Mrekulli! Kjo është tërësisht në kundërshtim me atë që predikonte Pali dhe në mënyrë të fuqishme e potencon epërsinë e

mësimeve të Jezusit ndaj vizioneve të pafrymëzuara të Palit. Kjo është e njëjta gjë të cilën e predikoi edhe profeti i fundit Muhamedi a.s. dhe si e tillë gjendet edhe në Kur’an:

“**Ndërsa, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesa më e dobishme.”** ***(Kur’ani, 98:7)***

Në një vend tjetër në Kur’an, Zoti shpalli:

“**E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë.”** ***(Kur’ani, 2:82)***

Me gjithë fuqinë e tij Jakobi ngrihet kundër mësimeve johyjnore të Palit kur thotë tutje në Letrën e tij:

**“Po, a dëshiron të kuptosh, o njeri i kotë, se besimi pa vepra është i vdekur?”** ***(Letra e Jakobit, 2:20)***

Është e qartë kush është ky njeri i kotë. Përderisa Jakobi kategorikisht tek Letra e tij, kapitulli i dytë vargjet 8-12 e potencon rëndësinë e mbajtjes së Ligjit ashtu siç kishte predikuar Jezusi, Pali tek Letra Filipianëve duke folur për besimet e tij të mëhershme si mbajtës i Ligjit i quan ashiqare të gjitha këto si **‘një humbje’** ***(Filipianëve, 3:8)***. Pali ishte mjaft i vendosur se veprat e bazuara në Ligjin e shpallur më herët nga Perëndia i Abrahamit, Jakobit, Mojsiut e Jezusit, nuk vlenin asgjë për shpëtim. Tek Letra dërguar Romakëve ai thotë:

**“Ne, pra, konkludojmë se njeriu është i shfajësuar nëpërmjet besimit pa veprat e ligjit.”** ***(Romakëve, 3:28)***

Prandaj a nuk duket se Letra e Jakobit ishte përgjigje direkte ndaj mësimeve të tilla të huaja të propaganduara nga Pali?

Një studim i detajuar i letrave të Palit të cilat gjenden në Dhiatën e re, tregon mospajtimin e thellë të cilin besimtarët e hershëm e kishin treguar karshi mësimeve të Palit. Besimtarë të shumtë të kishave të hershme e kishin vënë në dyshim pohimin e Palit për apostulli. Pali vetë e përmend këtë për shembull tek Letra e Parë dërguar Korintasve 9:2-3 kur thotë:

**““Në qoftë se për të tjerët nuk jam apostull, së paku për ju unë jam; sepse ju jeni vula e apostullimit tim në Zotin. Kjo është mbrojtja ime ndaj atyre që më hetojnë”” *(1 Korintasve, 9:2-3)***

Dhe të dyshuarit e besimtarëve ishte i arsyeshëm kur kihet parasysh fakti se mësimet e Palit dallonin thellësisht me fjalët e Jezusit të cilat ishin akoma të freskëta në atë kohë. Tek 2 Timoteut 1:15 Pali i thotë Timoteut:

**“Ti e di se të gjithë ata që janë në Azi më kthyen krahët, dhe midis tyre Figeli dhe Hermogeni” *(2 Timoteut, 1:15)***

Duhej të kishte arsye të mëdha që tërë Azia ta mohonte predikimin e Palit. Dhe vërej se aty Pali nuk thotë se tërë Azia ia ktheu krahët Ungjillit të Jezusit, por është thënë qartë se ata treguan papajtueshmëri vetëm ndaj mësimeve të Palit dhe këtij vetë personalisht. Natyrisht se ato kisha nuk e kishin mohuar Jezusin përderisa ishin kisha në formim e sipër, por ato vetëm nuk po e pranonin dëshminë e dyshimtë të Palit për apostulli dhe mësimet e tij që ishin fare të paharmonizuara me qëllimin e shërbesës së Jezusit.

### Çfarë mësuan profetët

Çka kishte kaq të çuditshme në mësimet e Palit për të krijuar një pakënaqësi të tillë ndaj tij? Nuk nevojitet ndonjë

njohuri e madhe për të parë se pothuajse në çdo aspekt doktrinat e Palit dallojnë nga fjalët e profetëve dhe nga mësimet e predikuara të Jezusit qoftë edhe nëpërmjet shkrimeve të gjetura në versionet e sotme të Biblës apo Ungjijve.

Që nga Adami a.s. dhe gjatë tërë kohës pas tij të gjithë profetët proklamuan besimin e pastër në një Zot të Vetëm dhe respektimin e Vullnetit të Zotit nëpërmjet largimit nga ndalesat që Ai kishte caktuar dhe kryerjen e veprave të mira për Hir të Tij. Profetët gjithherë potencuan rëndësinë e faktit që kjo mënyrë jetese të ishte si rezultat i një lidhjeje të gjallë me Zotin dhe jo thjesht për hir të formaliteteve. Urdhëresa e parë të cilën Mojsiu a.s. ia shpalli popullit të tij ishte dhe mbeti strumbullari themeltar i mesazhit edhe për të gjithë profetët të cilën erdhën pas tij.

**“Dëgjo, Izrael, Zoti, Perëndia ynë, është një i vetëm.”** ***(Ligji i Përtërirë, 6:4)***

Dhe ky ishte vetëm një rikujtim dhe përforcim i asaj çka kishin mësuar profetët para tij. Kur’ani e përmend qartë se të gjithë profetët proklamuan të njëjtin mesazh ***(Kur’ani 2:136)***.[24] Dhjetë urdhëresat e shpallura Mojsiut nga Allahu xh.sh. janë kushtetuta primare e çfarëdo lidhjeje me Zotin gjatë gjithë historisë. Aty janë përmbledhur në mënyrën më të qartë Fjalët e Zotit dërguar njerëzimit në mënyrë që këta të fundit të jenë të bekuar me praninë e Zotit në jetën e tyre duke e zbatuar vullnetin e Perëndisë:

---

[24] “**Ju (besimtarë) thuani: "Ne i besuam All-llahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të Jakubit që ishin të ndarë në dymbëdhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që iu është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm atij i jemi bindur.”** ***(Kur’ani, 2:136)***

**“Ti do ta duash, pra, Zotin, Perëndinë tënd, me gjithë zemër, me gjithë shpirt dhe me tërë forcën tënde. Dhe këto fjalë që sot po të urdhëroj do të mbeten në zemrën tënde; do t`ua ngulitësh bijve të tu, do të flasësh për to kur rri ulur në shtëpinë tënde, kur ecën rrugës, kur ke rënë në shtrat dhe kur çohesh.”** ***(Ligji i Përtërirë, 6:5-7)***

Besimi si i tillë pa zbatimin e urdhëresave të Zotit është i çalë. Prandaj edhe iu shpall nëpërmjet Mojsiut a.s. Izraelitëve:

**“Dëgjo, pra, Izrael, dhe ki kujdes t`i zbatosh në praktikë, me qëllim që të njohësh begatinë dhe të shumëzohesh me të madhe në vendin ku rrjedh qumësht dhe mjaltë, ashtu si të ka thënë Zoti, Perëndia i etërve të tu.”** ***(Ligji i Përtërirë, 6:3)***

Njohja e Zotit dhe lidhja me të nuk ka si të bëhet ndryshe përveçse me ecjen në jetë në pajtim me Vullnetin dhe Fjalët e Tij. Besimi është ngushtë i lidhur me veprimin e akorduar në harmoni me urdhëresat e Zotit. Ky kishte qenë primati i mesazhit të secilit profet, dhe as Jezusi nuk përbënte ndonjë përjashtim. Në fakt, Jezusi ishte një pasues shembullor i mësimeve të profetëve të mëhershëm dhe me asnjë rast të vetëm nga fjalët e tij nuk mund të gjendet ndonjë aludim se ai kishte ndonjë qëllim për të ndërruar diçka në mesazhin e Zotit për njerëzit ku ai predikonte. Ai u lut bashkë me të tjerët në sinagogë (Marku 1:21, 6:2; Luka 4:16), e potencoi rëndësinë e mbajtjes së dhjetë urdhëresave (Marku, 12:29-31) dhe deri në fund u qëndroi besnik këtyre mësimeve. Në predikimin e tij në mal ai e potencoi në mënyrën më të qartë që është e mundur se misioni i tij nuk ishte krijimi i ndonjë besimi të ri, por vetëm vërtetimi i mesazhit të njëjtë të Zotit të cilin besimtarët veçse e kishin në dijeni, sikur edhe pastrimi i këtij mesazhi nga formalitetet dhe ngurtësimet ku

ai ishte ngujuar gjatë kohërave. Tek Ungjilli sipas Mateut janë raportuar fjalët e Jezusit:

**“``Mos mendoni se unë erdha për të shfuqizuar ligjin ose profetët; unë nuk erdha për t`i shfuqizuar, po për t`i plotësuar. Sepse në të vërtetë ju them: Deri sa qielli dhe toka, të kalojnë asnjë jotë a asnjë pikë e ligjit nuk do të kalojnë, para se të plotësohet gjithçka.** ***(Ungjilli sipas Mateut, 5:17-18)***

Prandaj sipas Jezusit, deri në fundin e fundit do të ishin në fuqi pikat kryesore të Ligjit, respektivisht mësimit të profetëve, dhe as nuk do të niste me të krijimi i ndonjë hyjnie të re, as që do të hynte në fuqi ndonjë mënyrë tjetër e shpëtimit e as që do të zbulohej ndonjë risi në lidhjen e njerëzimit me Perëndinë. Në vazhdim ai kategorikisht e thekson rëndësinë e respektimit të Ligjit dhe mësimit të profetëve duke e përfshirë edhe vetë atë:

**“Ai, pra, që do të shkelë një nga këto urdhërime më të vogla, dhe do t`u ketë mësuar kështu njerëzve, do të quhet më i vogli në mbretërinë e qiejve; kurse ai që do t`i vërë në praktikë dhe do t`ua mësojë të tjerëve, do të quhet i madh në mbretërinë e qiejve”** ***(Mateu, 5:19)***

Kështu që përjetësia fitohet vetëm me të jetuarit në pajtim me Zotin dhe fjalët e tij. Prandaj Jezusi ishte vetëm konfirmues i asaj çka ishte shpallur më herët nga Perëndia. Tek Marku 12:29 ai faktikisht fjalë për fjalë e citon mësimin e Mojsiut të shprehur nëpërmjet urdhërimit të parë, dhe i cili ishte alfa dhe omega e jetesës së një besimtari gjatë gjithë shekujve:

**“Dhe Jezusi u përgjigj: ``Urdhërimi i parë i të gjithëve është: "Dëgjo, o Izrael: Zoti, Perëndia ynë, është i vetmi Zot"”** ***(Ungjilli sipas Markut, 12:29)***

**Ungjilli i Jezusit apo Ungjilli i Palit**

Por, a ishte Pali në linjë me mësimet e profetëve dhe të vetë Jezusit? Fundja ky duhej të ishte testi kryesor për tu bindur se njëmend dëshmia e Palit ishte e vërtetë. Në qoftë se mësimet e Palit dallojnë dukshëm nga ato që kishte shpallur Perëndia më herët, atëherë dyshimi është jo vetëm se i arsyeshëm por edhe i obligueshëm. Në vazhdim në disa nga pikat kryesore do të shohim se Pali thellësisht bie në kundërshtim me mësimet e Jezusit dhe sigurisht se kjo ishte arsyeja se pse ai hasi në kundërshtime të mëdha në mesin e besimtarëve të hershëm të Krishtit.

Mospajtimi kryesor midis Palit dhe Jezusit shihet në çështjen më të rëndësishme; në çështjen e shpëtimit. Në të tre Ungjijtë sinoptikë është treguar ngjarja kur një i ri kërkon nga Jezusi që ta mësojë atë rreth rrugës e cila qon në shpëtim. **“Mësues i mirë, çfarë të mire duhet të bëj që të kem jetë të përjetshme?”** ***(Mateu, 19:16)***, e kishte pyetur ai. Jezusi u përgjigj ashtu siç do të përgjigjej secili nga profetët e mëhershëm: **''Pse më quan të mirë? *Askush nuk është i mirë, përveç një të vetmi: Perëndia*. Tani në qoftë se ti don të hysh në jetë, zbato urdhërimet''. Ai i tha: ''Cilat?''. Atëherë Jezusi i tha: ''Mos vraj, mos shkel kurorën, mos vidh, mos bëj dëshmi të rreme, ndero atin tënd dhe nënën tënde dhe duaje të afërmin tënd si veten tënde''. I riu i tha: ''Të gjitha këto gjëra unë i kam zbatuar që në rini; çfarë më mungon tjetër?''. Jezusi i tha: ''Në qoftë se do të jesh i përsosur, shko, shit ç'të kesh, jepua të varfërve dhe ti do të kesh një thesar në qiell; pastaj eja dhe më ndiq mua''** ***(Mateu 19:16-21, Marku 10:17-21, Luka 18:18-22).*** Thënë ndryshe pasimi i shpalljeve të mëhershme të Zotit dhe ndjekja e shembullit të Jezusit është ajo që të qon tek Zoti duke të dhënë përjetësinë.

Mirëpo a predikoi të njëjtën gjë edhe Pali? Nëse ai pretendonte të ishte apostulli i Jezusit a nuk do të duhej ai të

jepte përgjigje të njëjtë? Natyrisht se po, por ai veproi dhe predikoi tërësisht ndryshe. Bazuar në fjalët e Palit “...**po të rrëfesh me gojën tënde Zotin Jezus, dhe po të besosh në zemrën tënde se Perëndia e ngjalli prej së vdekurish, do të shpëtohesh.”** ***(Romakëve, 10:9)***

Rruga deri në shpëtim predikuar nga Jezusi në asnjë pikë nuk përputhet prandaj me dogmën e Palit. Keni vërejtur se përderisa Jezusi ia tregon qartë të riut, dhe të gjithë atyre për të cilët u dërgua, rrugën e shpëtimit e cila nuk ishte në asnjë moment ndryshe nga ajo që kishin predikuar paraardhësit e Jezusit, Pali e ndërron tërësisht mesazhin e profetëve duke e kushtëzuar shpëtimin me vdekjen apo ringjalljen e supozuar të dikujt. A nuk mundej Jezusi t'i thoshte të riut: *Beso se unë do të vdes, do të ringjallem dhe do ta derdhi gjakun tim për të të shpëtuar ty?* Mirëpo ai kurrë nuk e bëri këtë në asnjë rast.

Një mospajtim tjetër midis mësimeve të Palit dhe Jezusit qëndron në ngrënien e mishit të sakrifikuar për idhujt. Përderisa sipas Palit kjo është në rregull (1 Korintasve, 8), sipas Jezusit një veprim i tillë ishte mallkim dhe gjithashtu të mallkuar ishin edhe ata që mësonin të tjerët për të bërë kështu (Zbulesa: 2:13-14, 19-20).

Pali predikoi se ata që rrethpriten nuk do të përfitojnë kurrfarë vlere nga Krishti; ata janë të tëhuajsuar nga Krishti, ata kanë humbur hirin ***(Galatasve, 5)***, ndërkaq vetë Jezusi ishte rrethprerë dhe asnjëherë nuk ishte ngritur kundër kësaj tradite të trashëguar nga mësimet e profetëve të mëhershëm. Për të qenë hipokrizia me kulm vetë Pali e urdhëroi Timoteun që të rrethpritet ***(Veprat, 16)*** duke i shkaktuar atij, sipas vetë fjalëve të tij, humbje nga hiri i Perëndisë dhe tëhuajsim nga Krishti.

Disa tentojnë ti zgjedhin këto paqëndrueshmëri midis mësimeve të Palit dhe Jezusit duke pohuar se mbajtja e Ligjit ishte valide vetëm sa ishte Jezusi prezent midis besimtarëve në Palestinë. Mirëpo një arsyetim i tillë është krejtësisht i

paargumentuar. Jezusi e kishte thënë në mënyrën më të qartë që është e mundur se Ligji duhej të mbahej deri në pikën më të vogël dhe se deri në përjetësi duhej të funksiononte ky sistem i Vullnetit të Zotit ku shpëtimi vjen nëpërmjet veprave dhe besimit së bashku ***(Ungjilli sipas Mateut, 5:17-18).*** Asnjëra nuk janë valide pa tjetrën. Në anën tjetër Pali ironikisht i vë fjalët e Jezusit poshtë duke e quajtur një gjë të tillë humbje dhe të kotë. ***(Filipianëve 3:8, Romakëve 3:28).***

I irrituar nga tëhuajsimi i tillë i mësimeve të Jezusit nga ana e Palit, Rev. V.A. Holmes –Gore në librin e tij "Krishti apo Pali", shkruan me të drejtë:

**"Lexuesi le ta krahasojë standardin e njëmendtë të krishterë me atë të Palit dhe ai do të shohë një tradhti të tmerrshme të tërë asaj çka mësuar Zotëriu (Jezusi)...Në mënyrën më të sigurt ta tradhtosh një Mësues është të keqinterpretosh porosinë e tij... Kjo është ajo çka kanë bërë Pali dhe pasuesit e tij... Mësimet e dhëna nga Zotëriu i bekuar Krisht, dhe të cilat dishepujt Gjon, Pjetër dhe Jakob....tentuan më kot ti mbrojnë dhe ti ruajnë si të paprekura, u kundërshtuan aq fuqishëm nga Ungjilli i Palit ashtu si drita kundërshtohet nga errësira"**

### Pali i hapë udhë paganizmit në Krishterim

Në këtë mënyrë Pali paraqiti tek Judenjtë monoteistë ide të cilat kishin origjina pagane dhe ia çeli krahëhapur derën Krishterimit për të bërë bashkëjetesë me idetë idhujtare. Sipas Palit, Jezusi ishte në formë Hyjnie (Filipianëve, 2:5-11), ishte fuqia nëpërmjet së cilës Ati krijoi të gjitha gjërat (1 Korintasve, 8:6) dhe shpëtimtari i cili me derdhjen e gjakut të tij e pagoi mëkatin e gjithë njerëzimit (Romakëve, 5:19). Megjithëse Pali e kishte bërë të qartë se ai besonte Ati të ishte Perëndia i Vetëm (1 Korintasve, 8:6) dhe se Jezusi do të ishte gjithmonë i nënshtruar

ndaj Atit (1 Korintasve, 15:28), idetë e tij të shprehura nëpërmjet ekzaltimeve filozofike të gjetura gjithandej shkrimeve të tij shkaktuan huti dhe në një farë mënyrë jozyrtarisht të krishterët dalëngadalë po fillonin të adhuronin dy Perëndi. Përderisa në njërën anë vetë Pali pohonte se Ati ishte Sovrani dhe Zoti i Vetëm, në anën tjetër në një mori rastesh Jezusin e kishte përshkruar me veti të cilat i afroheshin vetëm një Hyjnie. Ishte e vështirë të mbijetonte monoteizmi në një mjedis të tillë ku predikoheshin mësimet e Palit. Shkrimet e tilla ishin shkrime filozofike dhe jo shkrime nga të cilat do të mund të nxirreshin dogma. Asnjë nga këto vargje të dykuptimta të cilat e ngrenë Jezusin në piedestalin e një kryenjeriu të hyjnishëm nuk ishin të shkruara në stilin *“Kështu thotë Perëndia Zoti: Zoti, Perëndia juaj është një Zot i Vetëm dhe mos adhuro ndonjë hyjni tjetër përveç Tij”* siç kemi në Dhiatën e Vjetër shpalljen e Perëndisë nëpërmjet Profetëve e edhe nëpërmjet vetë Jezusit. Paqartësia e cila i mbështjell shkrimet e tilla të Palit është shkruar në stilin *“Unë mendoj, unë them, nuk kam urdhër nga Perëndia por sipas meje...etj”.* (psh 1 Korintasve 7:25, Galatasve 5:2 etj etj)

Pali vinte nga qyteti i Tarsit ku idetë pagane Greke ishin mjaft mirë të përhapura dhe të njohura. Filozofi grek Herakliti nja gjashtë shekuj para erës kristiane, kishte pohuar se ‘logosi’- një farë inteligjence kreative e kishte krijuar rendin e botës. Nëpërmjet mësimeve të Palit ide të tilla po gjenin mbështetje duke u kryqëzuar anasjelltas me shkrimet Hebraike. Ky ndikim pastaj vazhdonte tutje dhe shihet qartë edhe në shkrimet e Ungjijve. Autori i panjohur i Ungjillit sipas Gjonit gjithashtu e kishte barazuar Jezusin me këtë ‘logos’ të filozofisë greke i cili gjoja e krijoi botën dhe u mishërua në Jezusin (Gjoni, 1:1-14).

Kështu, në njërën anë kishim mësimet dhe fjalët e Jezusit ku shihej në mënyrën më të paalternative që është e mundur se Ati - Perëndia i Izraelit ishte i vetmi Zot i Vërtetë (Marku, 12:29) dhe në anën tjetër shkrimet e përziera me filozofi pagane të Palit

ku kjo nuk diskutohej por kësaj vetëm i shtohej edhe bagazhi i paganizmit greko-romak duke krijuar një mishmash religjioni të krishterë. Në mënyrën më të dhimbshme po varroseshin mësimet monoteiste të Jezusit dhe mospajtimi midis të krishterëve po fillonte dita ditës të thellohej. Besimtarët e mbledhur rreth Ariusit e mohonin kategorikisht origjinën hyjnore të Jezusit, përderisa të krishterë të tjerë të cilët tentonin të gjenin zgjidhje për idetë e ngritura filozofike të Palit, pohonin se Jezusi ishte një farë Hyjnie në miniaturë. Mospajtimet quan në Koncilin e Nikesë në vitin 325 ku u pohua se Jezusi ishte i vetëmlinduri i Atit dhe se kjo 'lindje' kishte ndodhur diku në përjetësi dhe se Jezusi përmbante natyrë të njëjtë hyjnore me Atin. Edhe zyrtarisht u formësua besimi në dy Zota dhe megjithëqë shumica e besimtarëve e kishin të qartë se këto mësime ishin në kundërshtim me atë që kishte predikuar Jezusi, kjo u bë doktrinë zyrtare e kishës me fuqinë e dhunës. Ishte e dhembshme të shihje se si besimi në një Zot i predikuar nga lashtësia u kthye në një besim në dy Perëndi. Për më tepër, kjo u pasua pastaj disa dekada më vonë edhe me kyçjen e Frymës së Shenjtë në familjen e Hyjnisë dhe definitivisht besimi mbi trininë u bë sinonim i krishterimit. Kështu dalëngadalë Sauli nga Tarsi, me ndikimin që vazhdoi edhe pas vdekjes së tij, e ktheu religjionin e Jezusit në një besëtytni filozofike ku besimi në një Zot dhe pasimi i Vullnetit të Tij ashtu siç kishte mësuar Jezusi kishte rëndësinë më të vogël, dhe në vend të kësaj në qendër të kësaj besëtytnie po vendosej Jezusi, gjaku dhe vdekja e tij.

Në një mjedis të tillë nevoja e një Profeti të ri, e Shpirtit të së Vërtetës siç e kishte quajtur Jezusi, i cili do ta ringjallte besimin e pastër në një Zot ishte i pashmangshëm.

## Muhamedi a.s. – i parathënë nga Profetët

Në kohën kur njerëzimi kishte dështuar thellësisht në ruajtjen e mesazheve hyjnore të dërguara gjatë shekujve nga

Zoti, gjithandej botës mbizotëronin mësime të përçudshme të cilat lidheshin me Zotin por më së paku kishin të bënin diçka me Të. Në anën tjetër në botë po krijoheshin rrethana të tilla ku profeti do të mund të dërgohej jo vetëm për një popull të caktuar por për njerëzimin mbarë dhe ku mesazhi i shpallur hyjnor nga Perëndia do të mund të ruhej ashtu siç do të diktohej.

Në një ambient ku Zoti i Vetëm i Vërtetë ishte këmbyer nga arabët me qindra idhuj të vdekur, rreth vitit 569 pas Krishtit, lindi Muhamedi a.s. për të cilin vetë Allahu xh.sh. në Kur'an tha:

"**E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat."** ***(Kur'ani, 21:107)***

Babai i kishte vdekur akoma pa lindur ky, ndërsa edhe e ëma i vdiq pak kohë më vonë duke e lënë bonjak nën përkujdesjen e gjyshit të tij. Qysh në fëmijëri dhe rini ai u cilësua me çiltërsi, besnikëri, devotshmëri dhe sinqeritet. Të gjithë e respektonin për të tillë dhe e ftonin si arbitër në zgjidhjen e mosmarrëveshjeve të tyre. Edhe para se të thirrej për profet ai kurrë nuk u pajtua me zakonet e mbrapshta dhe të liga të arabëve idhujtarë. Ai po vuante shpirtërisht duke e parë popullin e tij të kredhur në dehje dhe në kënaqësi të shkurtra të kota.

Profeti për të cilin kishte folur Mojsiu, Jezusi dhe të tjerët po bëhej gati për ta ndriçuar botën me madhështinë e mësimeve të Allahut xh.sh. Dhe kështu do të bekoheshin ata "**që pranojnë të dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), te ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me**

**të, të tillët janë të shpëtuarit.”** ***(Kur’ani, 7:157).*** Shumë nga këto profeci akoma kanë ngelur në versionet e sotme të Biblës.

Për shembull tek **Ligji i Përtërirë 18:18** [25] Mojsiu a.s. parashikon ardhjen e një profeti i cili do të ishte: a) nga vëllezërit e Izraelitëve, pra nga arabët dhe b) do të ishte i ngjashëm me Mojsiun dhe dihet se është e vështirë të gjendet ndonjë person nga profetët i cili është kaq i njëjtë me Mojsiun. Që të dy erdhën tek popujt e tyre me Ligj nga Zoti, u pranuan gjatë jetës së tyre për profetë nga popujt e tyre, ishin udhëheqës të caktuar nga Zoti, kishin familje dhe pësuan vdekje natyrore. Të krishterët duan ta shohin Jezusin si përmbushës të kësaj profecie por Jezusi me asnjë veçori nuk e plotëson atë profeci. Ai as nuk u martua ndonjëherë, nuk solli Ligj të ri por iu përmbajt Ligjit të Mojsiut, e as nuk u pranua si profet nga shumica e popullit të tij; dhe pastaj ai për të krishterët është Perëndi, kështu që si mund të jetë ai i ngjashëm me Mojsiun nëse ai na qenka Zot?

Tek **Ungjilli sipas Gjonit 14:16** [26] Jezusi gjithashtu e profetizon ardhjen e Ngushëlluesit-Parakletit apo Frymës të së Vërtetës, i cili prapë kur e analizojmë historinë e fesë bashkë me profecitë tjera përcjellëse që i ka bërë Jezusi, duket qartë se nuk ka kush të jetë tjetër përveç se Muhamedi a.s. Të krishterët duan ta shohin këtë profeci si  përmbushje për Shpirtin e Shenjtë mirëpo kjo aspak nuk është kështu. Pikë së pari tek Gjoni 14:16 është thënë qartë *‘një Ngushëllues tjetër’*, që do të thotë është fjala për një person tjetër i cili do të jetë si Jezusi, pra i cili do të jetë profet. Fjalët ***‘do të qëndrojë përgjithmonë me ju’*** nga vargu e tregojnë mrekullueshëm faktin se Muhamedi a.s. do të ishte

[25] **“Unë do të nxjerr për ta një profet nga gjiri i vëllezërve të tyre dhe do të vë në gojën e tij fjalët e mia, dhe ai do t`u thotë atyre të gjitha ato që unë do t`i urdhëroj.”** ***(Ligji i Përtërirë, 18:18)***

[26] **“Dhe unë do t`i lutem Atit dhe ai do t`ju japë një Ngushëllues tjetër, që do të qëndrojë përgjithmonë me ju”** ***(Gjoni, 14:16)***

profeti i fundit për njerëzimin, pra do të ishte përgjithmonë me ta. Tek **Ungjilli sipas Gjonit 16:7-8** [27] është bërë e qartë se Parakleti do të jetë person mashkull dhe jo Shpirt i Shenjtë. Në origjinalin grek fjala për shpirt ‘pneuma’ është e gjinisë asnjanëse dhe kur përdoret përemri për të do të përdorej përemër për gjininë asnjanëse nëse do të ishte fjala për Frymën e Shenjtë, mirëpo meqë Jezusi aty e ka pasur fjalën për një profet mashkull, aty është përdorur përemri ‘ai’. Tek **Ungjilli sipas Gjonit 15:26** thuhet se Parakleti-Fryma e së Vërtetës, do të dëshmojë për Jezusin dhe do jetë i dërguar nga Zoti, dhe Muhamedi a.s. e ka realizuar në përpikëri këtë.

Dora e njeriut ka ndërhyrë edhe në këto profeci duke tentuar që ti bëjë këto fjalë të duken sikur flasin për ndonjë Shpirt të Shenjtë. Për shembull tek **Ungjilli sipas Gjonit 14:26** në shumicën e versioneve të tanishme Ngushëllimtari lidhet me Frymën e Shenjtë, mirëpo në shumë dorëshkrime të tjera të vjetra (në Kodikun e Sinait psh) në këtë varg qëndron “Ngushëllimtari – Fryma e së Vërtetës” dhe jo “Ngushëllimtari – Fryma e Shenjtë”. Tek Ungjilli sipas Gjonit 16:13 është treguar se Parakleti nuk do të flasë nga vetvetja por do të flasë atë që do ta urdhërojë të flasë Zoti. Dhe Muhamedi a.s. nuk ka folur asgjë nga vetvetja. Kur’ani i cili iu shpall atij ishte Fjalë e Zotit dhe jo vepër e tij. Aty nuk mund të jetë fjala për Frymën e Shenjtë sepse sipas teologjisë së krishtere Fryma e Shenjtë është vetë Zoti dhe si mund të ndodhë pra që të përputhet kjo me profecinë ku thuhet se Ngushëllimtari nuk do të flasë nga vetvetja por vetëm atë që e dëgjon nga Zoti. Dhe për fund është mjaft mirë e ditur se Fryma e Shenjtë, fuqia vepruese e Zotit ishte prezente me besimtarët

---

[27] **“Megjithatë unë ju them të vërtetën: është mirë për ju që unë të shkoj, sepse, po nuk shkova, nuk do të vijë te ju Ngushëlluesi; por, po shkova, unë do t`jua dërgoj. Dhe kur të ketë ardhur, ai do ta bindë botën për mëkat, për drejtësi dhe për gjykim.”** ***(Ungjilli sipas Gjonit, 16:7-8)***

edhe para se Jezusi ta bënte këtë profeci kështu që definitivisht këtu shihet se nuk është fjala për të por për një profet i cili do të vjen pas Jezusit a.s. Dhe Muhamedi a.s. ishte quajtur edhe para shpalljes së profetësisë së tij me nofkën El-Emin që do të thotë 'I Vërteti – Besniku – I sinqerti'.

Dhe ndodhi që një ditë derisa Muhamedi a.s. ishte duke medituar në shpellën Hira, disa kilometra larg Mekës, ai u kontaktua nga engjëlli Gabriel, i njëjti engjëll që ai kishte dhënë edhe Mejremes lajmin e mirë për lindjen e Jezusit a.s., dhe iu diktuan fjalët e para të shpalljes nga Zoti, Kur'anit:

**"Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur. Lexo! Se Zoti yt është më bujari Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me pendë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte."** ***(Kur'ani, 96:1-5)***

Edhe këtu kemi përmbushjen e mrekullueshme të një profecie tjetër të thënë më herët nga profetët. Tek libri i **Isaisë 29:12**[28] është treguar se Libri (Kur'ani) do ti jepet atij dhe ai do të përgjigjet *"Nuk di të lexoj"*. Kjo është pikërisht ajo çfarë ndodhi në shpellën Hira. Kur engjëlli Gabriel ia shpalli nga Zoti Muhamedit a.s. ajetet e para të Librit që do ti jepej atij, përgjigjja e Muhamedit ishte po ajo që është parathënë tek Isaia 29:12. Pas kësaj i shokuar dhe në frikë, ai u kthye në shtëpi dhe i tregoi bashkëshortes së tij Hadixhes për atë që kishte ndodhur. Ajo e njihte më së miri përulësinë dhe modestinë e tij dhe e ngushëlloi duke ia bërë të dikur se Zoti nuk do ta sprovonte me ndonjë të keqe dikë që vazhdimisht ishte kujdesur për bonjakët, i kishte pasur në zemër të varfrit, u kishte ndihmuar të vejave. Zoti e kishte parë robin e tij dhe po e lartësonte. Në atë kohë Muhamedi

[28] **"…si një libër që i jepet dikujt që nuk di të lexojë, duke i thënë: "Të lutem, lexoje këtë!", por ai përgjigjet: "Nuk di të lexoj""** ***(Isaia, 29:12)***

a.s. ishte një tregtar i suksesshëm, i respektuar kudo dhe në anën tjetër megjithatë një njeri i thjeshtë që nuk kishte kërkuar asnjëherë ndonjë privilegj më të madh se sa jeta e tij modeste që e kishte pasuruar vetë me mundin e dëlirësisë së tij.

**Restauruesi i besimit të vërtetë në Perëndinë**

Kur Muhamedi a.s. u thirr nga Zoti të deklaronte:

**“O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut te të gjithë ju. All-llahu që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s'ka të adhuruar tjetër pos Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni All-llahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson All-llahun dhe shpalljet e Tij, ndiqeni rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën.” (Kur’ani, 7:158)**

ishte e ditur se do haste në kundërshtime të rrepta nga njerëzit të cilëve u drejtohej sepse me shekuj të tërë ata ishin rritur dhe kishin jetuar me ide idhujtare, me vese të liga dhe me synime të pandershme. Ti thërrasësh të tillët në ndërrimin e mënyrës së tyre të të jetuarit dhe t’ua rrënosh qindra idhujt e tyre për ti bërë vend Perëndisë së Vetëm të Vërtetë, për ta ishte më tepër se ofendim. Mesazhi i Muhamedit a.s. për popujt ishte i qartë dhe i thjeshtë; ai ftonte për të besuar Allahun xh.sh., Zotin e Vetëm të Vërtetë, Perëndinë e Isakut dhe Ismailit, Perëndinë e Abrahamit, Noas, Lotit, Mojsiut dhe Jezusit. Zoti e urdhëroi atë të përgjigjej në dyshimin e pabesimtarëve:

**"Unë nuk jam i pari prej të dërguarve, e nuk e di se çka do të bëhet me mua e as me ju, unë nuk ndjek tjetër vetëm atë që më shpallet, unë nuk jam tjetër pos i dërguar që ua tërheq vërejtjen qartas"** ***(Kur’ani, 46:9)***

Personat që i qasen Kur'anit me paramendimin se ai është i shkruar nga Muhamedi a.s. presin që ai aty do ta madhëronte dhe hyjnizonte vetveten, mirëpo ky nuk është aspak rasti. Siç shihet nga ajeti i mësipërm, Muhamedi a.s. ua bën të qartë njerëzve se ai ishte po ai person i thjeshtë që kishte qenë edhe më parë, me të vetmin ndryshim se ai tani ishte bekuar nga Allahu xh.sh për të qenë Profet i Tij.

Për disa vite ai e vazhdoi thirrjen për te Allahu xh.sh. dhe vetëm disa persona iu përgjigjen ftesës së Zotit. Arabët paganë e gjetën vetveten të kërcënuar nga thirrja e Muhamedit a.s., sepse ftesa e tij ishte rrënim për pothuajse gjithçka johyjnore që ata kishin trashëguar prej gjeneratash dhe atyre nuk iu konvenonte një sistem ku drejtësia dhe mëshira do të ishin strumbullari kryesor i jetesës e ku Zoti do të ishte Sovrani i Vetëm mbi secilin person. Muhamedit iu ofrua gjithçka vetëm të hiqte dorë nga ajo thirrje e çuditshme; mirëpo si mund ti rezistonte ai thirrjes personale që ia kishte bërë vetë Zoti i botës! Këtu edhe shihet më së miri çiltërsia e Muhamedit në misionin e tij. Po qe se fama, pasuria dhe kënaqësia e kësaj bote do të ishin synimet e tij ai pati shumë mundësi që këto ti fitonte apo ti mbante në një mori rastesh. Mirëpo për dekada të tëra ai u kthye në personin më të përulur për shumicën e popullit të vet pasi që nuk iu bind atyre. Ai e humbi edhe pasurinë që e kishte fituar me djersën e vet. Kur arabët panë se njerëzit filluan ti përgjigjeshin thirrjes së të Dërguarit ata filluan presionin dhe persekutimin ndaj Muhamedit a.s. dhe besimtarëve. Sumaja, një grua besimtare nga fillimi i thirrjes, u nda në dy pjesë me hanxhar vetëm pse iu përgjigj ftesës së Allahut xh.sh. Një besimtar tjetër u hodh nga paganët arabë në thëngjill të ndezur dhe pastaj ia prenë gjymtyrët copë copë. Të shumta ishin mynxyrat për Muhamedin a.s. dhe besimtarët. Mirëpo me kohë njerëzit filluan ti përgjigjeshin me të madhe thirrjes së Allahut dhe dalëngadalë paganizmi i përzier me besëtytni i lëshoi vend besimit të pastër dhe dashurisë për

Allahun, Krijuesin e gjithçkaje të gjallë dhe jo të gjallë. Kur u kthye si fitimtar në Mekë prej nga ishte përzënë dhunshëm, paganët pritën se ai do tu hakmerrej, por zemërgjerësia e Muhamedit a.s. e njihte në thelb padituriné e tyre dhe nga ai buroi vetëm falje. **"Në këtë ditë nuk ka HAKMARRJE ndaj jush dhe ju jeni të gjithë të lirë." "Sot"** deklaroi ai, **"Unë i shkel me këmbë të gjitha dallimet mes njeriut dhe njeriut, të gjitha urrejtjet mes njeriut dhe njeriut"**. Dhe kështu ai u bë i pari i një populli të madh dhe i një shteti të fuqishëm, mirëpo a tregoi ndonjë shenjë koprracie dhe mendjemadhësie në vitet që pasuan? As edhe një grimcë të vetme. Ai vazhdoi të punonte për kafshatën e gojës, vazhdoi të ishte një besimtar i thjeshtë, e mohoi çfarëdo glorifikimi për të duke ia drejtuar falënderimet dhe tërë meritat vetëm Zotit, dhe duke e potencuar gjithmonë dhe në çdo rast lidhjen e njerëzve me Allahun xh.sh. dhe të jetuarit vetëm për hir të Tij dhe të dashurisë për Të. Përderisa mbretërit para tij dhe pas tij notonin në flori dhe ar, ai kur vdiq la pas veti vetëm disa monedha, shumë nga të cilat u shpenzuan për t'i paguar borxhet e tij. Borxhet? Një udhëheqës i një shteti të tërë të kishte nevojë për borxh? E pra ky ishte Muhamedi a.s.. – i Dërguari i Fundit i Allahut xh.sh., Kurani i Gjallë që mbetet shembull për mbarë njerëzimin deri në fundin e fundit dhe njeriu që nuk përsëritet më.

Dëshira dhe qëllimi i vetëm i tij ishte që ta madhëronte Vullnetin e Zotit, që ta bënte të ditur prezencën e Zotit tek të gjithë njerëzit e rruzullit tokësor në mënyrën e papërlyer siç e shpallte vetë Zoti dhe që në këtë mënyrë të ngadhënjente e mira dhe e vërteta në shpirtin e secilit njeri në vend të smirës, zilisë dhe të së keqes. Ishte koha që njëherë e përgjithmonë të shpartalloheshin mësimet johyjnore filozofike nga të cilat nxirreshin dogma të gabuara. Mjaftojnë vetëm dy tri fjalë të Kur'anit për ta ditur natyrën e vërtetë të Zotit:

“**Thuaj: Ai, All-llahu është Një! All-llahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë.”** ***(Kur'ani, 112)***

Dhe nuk ka nevojë këtu për qindra vite të mundimshme dhe me dhjetëra koncile të papajtueshme ku tentohej të përcaktohej natyra e Zotit duke i komentuar shkrimet e dykuptimta të Palit apo të akëcilit apostull dhe prijës të vetëquajtur. Nëpërmjet Muhamedit a.s., Allahu xh.sh. në mënyrë të mrekullueshme e bëri të njohur natyrën e Vet pa lënë vend për asnjë fije dyshimi, dhe duke qenë se ishte Vullneti i tij që Kur'ani të ruhej deri në fund të botës i pandryshuar, atëherë në këtë mënyrë po pushoheshin diskutimet e stërzgjatura teologjike rreth Zotit dhe shpëtimit. Ato fjalë nga surja 112 janë thënë nga vetë Allahu dhe ja pse ato janë kaq të fuqishme karshi ideve, filozofive, dhe predikimeve boshe të përmbajtura në shkrime të tjera të konsideruara për të shenjta. Palit iu deshën ti shkruante dhjetëra faqe për të tentuar sqarimin e natyrës së Zotit apo mënyrës së shpëtimit, dhe në fund doli se ai dështoi thellë në këtë mision. Ai jo vetëm që nuk sqaroi gjë por e korruptoi në tërësi edhe besimin themelor që e njihnin Izraelitët, e ky ishte besimi në një Zot të Vetëm. Megjithëqë ky mund të mos ketë qenë qëllimi i tij primar, ai i kontribuoi me të madhe këtij krimi. Ndërsa në anën tjetër mjaftojnë këto dy tri fjalë të mësipërme nga Kur'ani, dhe edhe sikur të mos ekzistonte as edhe një sure tjetër, ato do të dëshmonin pa asnjë dyshim të vogël se Zoti është Një, dhe se nuk ka tjetër që meriton ti nënshtrohemi përveçse Atij.

Ky ishte misioni me të cilin Allahu xh.sh e ngarkoi Muhamedin a.s. dhe ai me madhështi ia arriti këtij qëllimi.

# MESAZHI I FUNDIT I PROFETIT MUHAMED

**Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!**

-O njerëz! Dëgjoni çka do t'ju them, sepse nuk e di se a do t'ju takoj në këtë vend pas këtij viti.
-O njerëz! Kini frikë Zotin dhe respektojeni Atë. Bëhuni të njerëzishëm dhe të drejtë ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve. Kjo është dita e flijimeve në emër të Allahut. Me të vërtetë gjaku dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë vend.
-Ruajeni, respektojeni dhe nderojeni vlerën e personalitetit dhe dinjitetit njerëzor.
-Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe mjerë ai që e nënçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut.
-Ju, o njerëz, pashmangshëm dhe pakthyeshëm do t'i ktheheni Allahut të Amshueshëm dhe Ai do t'ju marrë në përgjegjësi për veprat dhe punën tuaj.
-O besimdrejtë! Ta dini, ta mbani mend dhe të jeni të bindur se përfundoi koha e mosdijes dhe traditave të këqija, që i sollën fatkeqësi të shumta gjinisë njerëzore. Unë ua kam treguar rrugën e shpëtimit, nëpër të cilën duhet të shkoni.
-Gjërat që u janë lënë amanet, ruani si tuajat dhe ktheni besnikërisht dhe me kohë tek ai që i takojnë.
-Gjakmarrja është e ndaluar. Të gjitha akuzat e këtilla që rrjedhin nga koha para Islamit, anulohen. Akuza e parë e këtillë që anulohet është gjakmarrja e xhaxhait tim, Amir b. Rebi' b. Harith b. Abdulmuttalibit, të cilin pa kurrfarë faji e mbytën njerëzit nga

fisi Hudhejl. Kjo gjakmarrje le të harrohet dhe të gjitha të tjerat në të ardhmen le të falen.
-Fajdeja dhe kamata janë të ndaluara. Huadhënësi nga huamarrësi duhet ta marrë vetëm atë që vërtet ia ka huazuar. Huatë e para që i nënshtrohen këtij vendimi janë huatë e xhaxhait tim Abbasit, i cili ka pasur mjaft borxhlinj.
-O besimdrejtë! Duhet t'ua falni kamatat borxhlinjve. Dëgjoni këshillën time dhe pasuria juaj do të shtohet, sepse juve ju mbetet kryegjëja për tregti dhe punë të ndershme.
-Nëse nuk e bëni këtë, duhet ta dini se do ta zemëroni thellë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Nëse borxhliu i juaj është në vështirësi, duhet t'ia vazhdoni afatin e pagimit, ndërsa nëse jeni në gjendje që t'ia falni borxhin, kjo do të ishte edhe më mirë për ju.
-O besimdrejtë! O njerëz! Frikësojuni asaj dite që me siguri do të vijë, kur të gjithë do të paraqiteni para Allahut, Gjykatësit të Vetëm Suprem, kur ju pret drejtësia absolute.
-Kur të zotoheni se një borxh do ta paguani me kohë dhe kur ta lidhni marrëveshjen, të gjitha këto bëni me shkrim, saktë dhe me besnikëri theksoni afatin e pagimit…
-O të vdekshëm! Duajeni dhe dëgjojeni Zotin, Krijuesin e tërë materiales dhe jomateriales, i Cili krijoi meshkuj dhe femra, prej të cilëve u zhvillua gjinia njerëzore.
-Kini frikë nga Allahu, në ndihmën, prehjen dhe mëshirën e të cilit të gjithë jemi të udhëzuar. Ne jemi të vdekshëm dhe në çdo çast jemi gjithnjë e më afër vdekjes dhe takimit me Të, me Zotin e Amshueshëm, me Gjykatësin e Drejtë.
-Shprehni respektin e duhur ndaj farefisnisë. Me përgjegjësi të thellë përmbushni detyrat dhe obligimet që ekzistojnë ndërmjet burrit dhe gruas, ndërmjet prindërve dhe fëmijëve.
-Fëmija e fiton xhenetin nën këmbët e nënës së tij.

-Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkate të rënda, ndërkaq xhelozia mund të shkaktojë prishjen e bashkëshortësisë.
-Martohuni me ato që i doni, e kur vullneti i Zotit t'ju bashkojë, atëherë respektojeni dhe duajeni njëri-tjetrin dhe jetoni në dashuri dhe harmoni të vërtetë.
-O bashkëshortë! Silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri.
-O besimdrejtë! Largohuni nga ngatërresat dhe përgojimet!
-Ata që shpifin për gratë e ndershme, le të jenë të mallkuar në të dy botët. Ata që i akuzojnë gratë e ndershme për tradhti në martesë ose për amoralitet, ndërkaq që për këtë nuk mund t'i sjellin katër dëshmitarë të besueshëm, dënoni me tetëdhjetë goditje, dhe asnjëherë në të ardhmen në asgjë mos u besoni, sepse ata janë njerëz të degjeneruar dhe të këqij.
-Nëse mendoni se ndaj grave tuaja më nuk e ndjeni dashurinë e dikurshme, mos nxitoni, por mendoni mirë. Ndoshta Allahu nëpërmjet këtij sprovimi ju udhëzon në rrugën e fatit të ri të madh, me të cilin dëshiron t'ju përgëzojë.
-Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, meqë prej të gjitha gjërave që Allahu i ka lejuar, më së tepërmi e urren shkurorëzimin.
-Gratë tuaja u janë dorëzuar në besë të Zotit. Respektojeni, o besimdrejtë, atë amanet të Zotit.
-O njerëz! Sot djalli i mallkuar është i dëshpëruar, sepse ka pësuar humbje dhe më nuk mund të ndikojë në ju. Por ju megjithatë gjithnjë bëhuni të kujdesshëm, që ai i mallkuar të mos ju vë në lajthitje as për gjërat më të vogla.
-O besimdrejtë! Kur e caktoni dhe e ndani ndërmjet veti trashëgiminë, bëhuni të drejtë dhe përmbajuni librit të Zotit. Ruajeni pasurinë e bonjakëve, të paaftëve dhe të sëmurëve psikikë.

-Zoti çdonjërit ia ka dhënë të drejtën e vet, andaj nuk ka nevojë që trashëgimtarëve t'u lihet testament; ndërsa si testament nuk mund të lihet më tepër se një e treta (1/3) e pasurisë.
-Fëmija i takon atij, në shtratin e të cilit është i lindur. Kush pohon se i takon tjetërkujt përveç prindit, atë do ta arrijë mallkimi i Zotit.
-Nuk i lejohet gruas që të jap diç nga pasuria e burrit të saj pa lejen e tij.
-Borxhin duhet paguar, ndërsa sendin e huazuar duhet kthyer. Dhurata duhet të kthehet me dhuratë. Kush hyn dorëzan për dikë, obligohet edhe me përgjegjësi për dorëzani.
-Me robërit dhe shërbëtorët silluni në mënyrë njerëzore. Ushqeni ata sikur që ushqeheni vetë, dhe vishni ata sikur që visheni vetë. Nuk guxoni t'i bëni keq, as t'i keqpërdorni. Edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbëtorë të Zotit.
-O besimdrejtë! Ta dini dhe të mos harroni se të gjithë muslimanët janë vëllezër. Ju të gjithë jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe detyra. Nuk ka kurrfarë përparësie arabi ndaj joarabit, e as joarabi ndaj arabit, as i ziu ndaj të kuqit, e as i kuqi ndaj të ziut përveç me devotshmëri. Të gjithë jeni pasardhësit e Ademit, ndërsa Ademi është prej dheut.
-O muslimanë! Duhet të kujdeseni, të duheni dhe të ndihmoheni ndërmjet veti. Nuk guxoni ta ofendoni njëri-tjetrin, e as t'i merrni me dhunë njëri-tjetrit diçka. Këto janë mëkate të rënda. Merreni vetëm atë që me vetëdëshirë ju jepet. Respektojeni pacenueshmërinë e pasurive tuaja derisa janë në frymën e ligjeve të Zotit.
-Në punën tuaj Islami dhe interesi i përgjithshëm le të jetë mbi ju dhe interesin tuaj personal. Përkushtojani Islamit jetën tuaj dhe në punën për Islam jepni prej vetes gjithçka që mundeni.
-Kurrë mos e shkelni të drejtën dhe nderin e askujt. Vetvetes mos i bëni dhunë. Mos harroni se mëshira është një ndër bazat kryesore të Islamit.

-O njerëz! Dëgjoni çka po ju them dhe mbajeni mend mirë. Unë po ua lë librin e Zotit, Kur'anin, i cili, nëse i përmbaheni, gjithnjë do t'ju ruajë që të mos e humbni rrugën e drejtë, rrugën e drejtësisë dhe të së vërtetës. Kur'ani është libër i qartë dhe i shenjtë, vepër e vërtetë e Allahut, fjalë e Tij, në vërtetësinë e së cilës nuk ka kurrfarë dyshimi.
-Para vetes e keni tërë jetën time, fjalët dhe veprat e mia. Gjithçka që kam folur dhe punuar, jam përpjekur që të jetë në pajtim të plotë me urdhrat e All-llahut.
-Ju vërtet nuk do të gjendeni në lajthitje përderisa t'i përmbaheni Kur'anit dhe sunetit tim.
-O besimdrejtë! Thuajeni gjithnjë të vërtetën e pastër. Urrejtja asnjëherë le të mos ju largojë nga rruga e të drejtave dhe drejtësisë. Drejtësia është motra e devotshmërisë. Frikësohuni nga All-llahu! Ai e sheh punën tuaj.
-O njerëz! I dëgjuat porositë e mia, futni në zemrat tuaja, në jetërat e juaja.
-Të gjithë ata që i kanë dëgjuar kotë fjalë të mia, le t'ua përcjellin atyre që nuk i kanë dëgjuar, sepse prej tyre mund të ketë më mbamendës së vetë dëgjuesit. (Pas një pauze të shkurtër, i Dërguari i Zotit me një zë më të butë ka thënë): "*O Zot im! A e kam përmbushur detyrën dhe misionin e besuar*?
-O i Dërguari i Zotit! Ti besnikërisht e ke përmbushur misionin tënd dhe neve na ke komunikuar çka të ka urdhëruar Zoti, u përgjigjën më se 100 000 njerëzit e pranishëm. (Atëherë Muhammedi a.s. me zë solemn tha: *"O Zoti im, dëshmo (në këtë)!"*
(Të njëjtën ditë, Zoti i lavdishëm e shpalli edhe ajetin e fundit të Kur'anit):
"**Sot ua kam përkryer besimin dhe kam plotësuar begatinë time ndaj jush, dhe jam i kënaqur që për ju Islami të jetë fe**". (Maide,3).

## ***BIBLIOGRAFIA***

Është përdorur literaturë e shumtë gjatë shkruarjes së këtij libri. Në vazhdim është një listë e pjesshme.


1. BIBLA – Versioni Diodati i Ri
2. BIBLA – Versioni ECM
3. BIBLA – Versioni NIV (anglisht)
4. KUR'ANI – përkthim me komentim nga Sherif Ahmeti
5. The sources of the Qur'an – Hamza Mustafa Njozi
6. Kush është Jezu Krishti – Josh McDowell
7. Failed Prophecies – Paul Tobin
8. The Apochrypal New Testament

**Përmbajtja:**

**"ISLAMI DHE KRISHTERIMI" – Halil IBRAHIMI**

- **Allahu të fton në Shtëpinë e Paqes**
- **A është Jezus Krishti Perëndi?**
- **A është kryqëzuar Krishti?**
- **A është Bibla Fjalë e Zotit?**
- **Dëshmi të ruajtjes së Kur'anit**
- **A është Kur'ani Fjalë e Zotit?**
- **Gabimet Biblike**
- **Nga Jezusi a.s., nëpërmjet Palit deri tek Muhamedi a.s.**
- **Mesazhi i fundit i Muhamedit a.s.**

**www.islamidhekrishterimi.com**